## Ana tjetër e medaljes

# VITALIJ ÇURKINI NË ROLIN E GJENERALIT PROTAKOV

**Në vitin 1993 Vitalij Çurkini nuk kërkonte ngritjen e ndonjë komisioni fakt-mbledhës, por i besonte vetëm versionit të Milloseviqit, të cilit dukej se po i shkonte mirë kungulli mbi ujë.**



**Milazim KRASNIQI**

Ngritja e një komisioni fakt-mbledhës të Këshillit të Sigurimit për të rishikuar gjendjen në terren, pas dorëzimit të planit të Marti Ahtisarit për Kosovën, paraqet një precedent dhe madje një precedent të rrezikshëm. Këtij komisioni i është dhënë mandati të verifikojë gjendjen në terren, të cilën tash e tetë vjet e qeveris vetë kjo organizatë botërore me anën e një Përfaqësuesi Special. Përfaqësuesit specialë të sekretarit të Përgjithshëm të OKB-së, kanë raportuar rregullisht në Këshillin e Sigurimit për gjendjen në Kosovë.
Edhe sekretari i përgjithshëm i OKB-së ka paraqitur para Këshillit të Sigurimit raporte periodike për gjendjen në Kosovë. Është menduar se këto tetë vjet ato raporte kanë shërbyer për planifikimin e politikave të administrimit të Kosovës. Nëse tash ato raporte janë jovalide për ta kuptuar gjendjen në Kosovë, kjo shkon në favor të skeptikëve që kanë thënë edhe më herët se OKB-ja nuk ka pasur kurrfarë politikash të planifikuara të administrimit, veçse ka administruar në stilin e Xhon Troshlerit, duke iu përmbajtur titullit të filmit "Më zë, nëse mundesh". Por, kjo tashmë ka të bëjë me të kaluarën. Ndërsa me të tashmen ka të bëjë rreziku që mund të paraqesë raporti potencial i komisionit fakt-mbledhës. Po qe se ai raport do të ishte negativ, pra nëse do të konstatonte se Kosova nuk është e përgatitur as për atë pavarësi të mbikëqyrur, kjo do të zhvleftësonte planin dhe propozimin e Marti Ahtisarit. Ndërsa, në atë rast, gjërat do të riktheheshin në pikën fillestare, e cila ka qenë pikë e konfliktit serbo-shqiptar për Kosovën. Meqë llogaritet se potencialet e këtij konflikti sot janë më të mëdha se ato të viteve 1998- 1999, kjo do të thotë se rreziku tash është që konflikti të destabilizojë jo vetëm Kosovën, po edhe Serbinë (Luginën e Preshevës, Vojvodinën, Sanxhakun) po edhe mbarë rajonin (Maqedoninë e Shqipërinë).
Prandaj, komisioni fakt-mbledhës, jo vetëm që ka qenë i panevojshëm, por ngritja e tij është edhe e rrezikshme për situatën, edhe ashtu të rënduar në Ballkan nga mbetja e nacionalizmit serbomadh në kuotat e Milloseviqit e të Sheshelit.
Logjikisht shtrohet pyetja: mos ndokush e ka mendjen që vërtet ta rikthejë Ballkanin në kaos? Në këtë mes, sponsori i kërkesës për ngritjen e këtij komisioni, Rusia, mbetet krejtësisht e zbuluar. Duket se synimi i saj është që të ruajë gjendjen e jo-stabilitetit në Ballkan, në mënyrë që ta rikthejë disi influencën e vet në rajon dhe nga ana tjetër që ta mbajë NATO-n të gozhduar në këtë rajon, për të mos e pasur më afër me të gjitha potencialet që ka kjo aleancë, e dizajnuar që të përparojë drejt kufijve rusë.
Përveç këtij kalkulimi morbid gjeopolitik, Rusia ka edhe një përvojë gllabëruese ndaj tokave shqiptare. Rusia është e dresuar nëpër histori që tokat shqiptare t'i gllabërojë për hesap të këlyshëve të vet sllavo-jugorë. Ashtu ka bërë kur është themeluar Mali i Zi si shtet. Ashtu e pati projektuar Bullgarinë me Paqen e Shën Stefanit në vitin 1878. Ashtu ia pati arritur ta ngrinte edhe shtetin serb në vitin 1878, në një pjesë të madhe të tokave shqiptare. Ashtu pati bërë edhe kur me gazep u krijua Shqipëria në vitin 1912, kur Komisioni i kufijve, të cilin e ngriti Konferenca e Londrës, në vitin 1913, udhëhiqej nga gjenerali rus, Protakov. Ky gjeneral famëkeq dhe faqezi, pati caktuar kufirin ndërmjet Serbisë e Shqipërisë në Dibër, në bazë të rrezes së veprimit të topit! Pra, qyteti i Dibrës u fut në Serbi dhe iu caktua një zonë mbrojtëse disa kilometërshe (gjashtë ose dhjetë kilometra), aq sa ishte atëherë rrezja e veprimit të topit. Sipas kësaj logjike të caktimit të kufijve, i bie që po të kishte qenë rrezja e veprimit të topit tridhjetë kilometra, gjenerali rus do të kishte vendosur kufirin në Mat! Pra edhe Vitalij Çurkini si pasues i kësaj mendësie pan-sllaviste dhe antishqiptare, e ka hallin si ta përmbysë realitetin dhe të caktojë statusin e Kosovës sipas shijes së pansllavizmit.
Në Kosovë Çurkini mbahet mend për të keq edhe kur pati ardhur si zëvendësministër i jashtëm i Rusisë në vitin 1993 dhe i pati ofruar Ibrahim Rugovës "shërbimin e mirë" që nga zyra e këtij të fundit të niseshin bashkë me helikopter dhe të shkonin në zyrën e Milloseviqit. (Nga gjërat e mira të politikës së Rugovës, të cilën disa nga qeveritarët e sotëm nuk e kanë para sysh, ka qenë refuzimi i tij konstant ndaj Rusisë. Ai nuk pati pranuar të bënte as vizitë në Rusi, madje as të takonte Jelcinin, deri sa e patën mbajtur peng lufte dhe për hakmarrje e takuan edhe patriarkun rus, Aleksej. Por ato veprime nuk ishin në dorën e tij.) Në vitin 1993 Vitalij Çurkini nuk kërkonte ngritjen e ndonjë komisioni fakt-mbledhës, por i besonte vetëm versionit të Milloseviqit, të cilit dukej se po i shkonte mirë kungulli mbi ujë.
E mira e punës është që komisionin fakt-mbledhës të Këshillit të Sigurimit, sado që ishte dhe është krejt i panevojshëm, do ta udhëheqë ambasadori i Belgjikës, i cili duhet ta ketë shtëpinë jo fort larg selisë së NATO-s në Mons. Po të mos ishte Monsi, sa për Rusinë, kufijtë sërish do të vizatoheshin sipas apetiteve të Serbisë, përkatësisht sipas rrezes së veprimit të topit.




Vitalij Çurkin

PAQJA 19 Prill 2007

## Kriza dhe rinia

# MODERNIZIMI I SHNDËRRUAR NË FATKEQËSI

**Droga në Kosovë vije nëpërmjet rrjeteve të mëdha punuese kriminale në Ballkan, ku vitet e luftës dhe kaosi kanë dobësuar kufijtë dhe sigurinë e vendit, duke krijuar një mjedis perfekt për krimin e organizuar.**

**Shkelzen NUZA**

Le të kthehemi e të kujtojmë se kemi përqindjen më të lartë të rinisë në Evropë. Në bazë të statistikave të Ministrisë së Kulturës, Rinisë dhe Sporteve, 65 % e popullsisë së Kosovës është e moshës nën 30 vjeç. Marrë në përgjithësi, në bazë të këtyre statistikave, 1/3 e popullsisë së Kosovës është e moshës 15-24 vjeç.

Nga ana tjetër, problemi me të cilin po përballet e gjithë kjo rini, e cila nuk u bë brengë e asnjë qeverie deri më tani, e po vazhdon të mos jetë brengë as tash e tutje, është papunësia e tyre.

Përqindja e papunësisë së kësaj rinie është 59.16%, prej të cilëve, 45.2 % janë femra ndërsa 54.7 % janë meshkuj.

Përkundër gjithë kësaj papunësie të lartë, ata prapë se prapë kanë aspirata për të ardhmen, si:

- Punë të mirë dhe familje të lumtur
- Të shkojnë për studime jashtë vendit
- Rritja e kualitetit të studimit

Ndërsa edhe ajo pjesë e vogël e cila ka arritur në një mënyrë apo tjetër të sigurojë një punë, nuk është edhe aq e kënaqur. Lidhur me këtë, statistikat tregojnë se: 34 % e këtyre dëshirojnë të ndërrojnë vendin e tyre të punës, ndërsa 26 % prej tyre dëshirojnë të vazhdojnë të mbajnë atë punë që e kanë gjetur.

Ministria pohon se po punohet, sepse rinisë duhet t'i kushtojmë rëndësi pasi ajo është pjesa më vitale e popullit tonë. Kjo Ministri pohon gjithashtu se po harton plane që përfshijnë:

- Krijimin e mundësive të barabarta për ngritje në pozitë, zhvillimin dhe pjesëmarrjen aktive në jetën institucionale
- Ofrimin e mundësive të barabarta për të gjithë të rinjtë

Çfarë përmban ky ligj për të rinjtë? Në radhë të parë, ai fokusohet në:

- Nocionet dhe konceptet themelore për infrastrukturën e rinisë
- Të drejtat dhe obligimet e të rinjve
- Përgjegjësitë e Institucioneve qendrore dhe
- Përgjegjësitë e Institucioneve komunale



Pas gjithë kësaj, për rininë e Kosovës nevojitet një plan, i cili duhet të ketë parasysh përmirësimin e gjendjes momentale dhe perspektivën e rinisë kosovare.

Sa më shumë kohë që i kushtohet përmirësimit të kushteve të rinisë, është normale se do të paraqiten sfida të kohëpaskohshme, por ajo çka duhet të bëjmë është që këto sfida t'i vlerësojmë sipas prioriteteve të kohës. Problemet kryesore në këtë kohë, e të cilave duhet t'u kushtohet vëmendje më e lartë, është përbuzja e një numri të madh të të rinjve në punësimin e tyre si dhe investimi për ndërtimin e ardhmërisë së këtyre të rinjve.

Është e vërtetë se rinia paraqet sfidë për çdo shoqëri, por ajo nuk duhet të anashkalohet sepse ajo paraqet njëkohësisht ardhmërinë. Puna dhe forcimi i rrjeteve të të rinjve që mendojnë pozitivisht, ashtu që të bëjnë që zëri i tyre të dëgjohet, është një rast që ngjall shpresë për të ardhmen.

Kjo rini duke mos arritur ta gjejë veten, angazhohet që këto probleme t'i tejkalojë duke u 'kënaqur'. E si e arrijnë këtë kënaqësi? Jo ndryshe veçse me alkool, duhan, drogë, seks. A thua, a është kjo mënyrë e arritjes deri te kënaqësia? Sigurisht se jo. Por kjo ka rezultuar si rezultat e gjithë asaj që u tha më herët. Të shkosh një natë vikendi në ndonjërën prej diskotekave të qytetit, nuk sheh diçka tjetër veçse të rinj të cilët e kanë humbur kontrollin mbi veten e tyre. Së pari dehen me pije alkoolike e pastaj kur e kanë humbur vetëkontrollin, disave prej tyre u jepen edhe substanca narkotike. Kur afrohesh t'i pyesësh se pse janë aty, ata hezitojnë të prononcohen se mos po i incizon dikush, e kur arrin t'i bindësh se nuk ke kamerë, ata thonë se "nuk di çka me thanë, nuk jemi të mençëm, jemi të pirë, shko pyete dikë tjetër". Por nuk ke kë ta pyesësh sepse asnjë nuk është në gjendje të të jap përgjigje sepse kontrolli mbi veten e tyre ka humbur dhe kushdo që dëshiron bën çka të dojë me ta. Lidhur me këtë, ata të ofrohen dhe të thonë: "ja ku jam, më merr me vete, më ço ku të duash, po dua me u kënaq".

Në bazë të statistikave të UNMIKU-t, nxirret se 21 % e të rinjve kosovarë konsumojnë alkool. Konsumimi i alkoolit po konsiderohet nga rinia jonë si modernizim. Si mund të jetë diçka moderne, kur dihet se alkooli është ai që shkakton probleme serioze shëndetësore në jetën e tyre? Komenti të cilin e merr kur i pyet ata që e konsumojnë alkoolin se pse e konsumojnë është se ata nuk pinë aq sa ta humbin kontrollin, por vetëm nga pak. A thua ka filluar dikush të pijë alkool me shumicë, apo një nga një? Në këtë aspekt, çdo ditë e më tepër shtohet edhe numri i vajzave që e konsumojnë alkoolin gjithnjë e më shumë. Këto janë ato që do të lindin ardhmërinë e këtij vendi. Si



Alkoolisti

do të jetë kjo ardhmëri, kur dihet se numri i nënave të ardhme po konsumojnë alkool gjithnjë e më shumë? Shumë mirë e dimë se si alkooli ndikon në jetën e fëmijës së pa lindur dhe se sa i dëmshëm është ai për jetën e tij dhe si ndikon ai që ai fëmijë të lindë me pasoja të rënda. Kush është fajtor pastaj për gjithë këtë? Të gjitha këto pasoja kanë ardhur si rezultat i 'kënaqësisë' së nënës, e cila nuk ka menduar për jetën që do të bartë me vete. Çka do të ketë pastaj kjo si pasojë, jo tjetër veçse dëshpërim dhe probleme të njëpasnjëshme.

Në bazë të po këtyre statistikave, nxirret se të rinjtë e moshës 18-21 vjeç, më shumë se 92 % jetojnë me prindërit e tyre, ndërsa vetëm 3 % jetojnë vetëm. Kjo jetë u ofron atyre që të jenë më aktiv seksualisht. Por a thua se ku po e dërgon kjo këtë shoqëri? A thua se kjo gjendje po ndikon në radhë të parë në prishjen e moralit të atyre e pastaj edhe të shoqërisë në përgjithësi. Pastaj, kjo gjendje e rrit rrezikun e infektimit nga sëmundja HIV-s dhe STS.

Edukimi në Kosovë është i detyrueshëm vetëm deri në klasën e tetë. Përafërsisht 1/3 e të rinjve kosovarë nuk e vazhdojnë shkollimin e mesëm. A po e brengos dikë kjo situatë, ashtu që të fillojë të mendoj për ta?

Përdorimi i drogës në Kosovë është përhapur pas luftës së vitit 1999. Përgjatë dekadave të komunizmit, marrja me drogë nuk ka qenë e njohur, edhe pse Kosova shtrihet në rrugën kryesore të transportit të drogës.

Studimet e fundit të bëra nga organizata botërore e shëndetësisë (WHO) dhe UNICEF tregojnë se përdorimi i drogës në Kosovë tek të rinjtë deri 25 vjeçar është i krahasueshëm me vendet e Evropës Perëndimore. Përjashtohet fakti se përdorimi i drogës nga adoleshentët ka dalë në sipërfaqe pikërisht viteve të fundit në Kosovë, sepse kjo ka qenë temë tabu.

Paraqitja haptazi e drogës në Kosovë nuk ishte surprizë sepse vërtetoi faktin se ajo kishte filluar të merrej edhe më herët, por tani ka marrë përmasa të paparashikueshme dhe po e dërgon rininë drejt humnerës.

Ja çfarë thotë një i ri që ka filluar të marrë drogë tash e një vit, "Unë isha në ndejë dhe po kënaqesha, kur një shok i klasës mu afrua dhe më ofroi një cigare speciale, kështu e quante ai – tha ai" dhe vazhdoi: "E dija se po merrja diçka të rrezikshme, por ai më tha se do të kënaqesh me këtë. Pse nuk po e provon një?"

Në bazë të evidencës së policisë tregohet se kanabisi është droga më e përhapur në Kosovë. Tetëdhjetë e një për qind (81%) e të rinjve marrin marihuanë. Në vendin e dytë janë drogat farmaceutike me 53 % dhe heroina me 39 %. Përdorimi i drogave legale në mesin e të rinjve kosovarë është më e madhe se sa tek të rinjtë e Evropës Perëndimore.

Arsyeja për këtë është se shumë prej farmacive shpërndajnë receta droge pa kontroll.

Droga në Kosovë vjen nëpërmjet rrjeteve të mëdha punuese kriminale në Ballkan, ku vitet e luftës dhe kaosi kanë dobësuar kufijtë dhe sigurinë e vendit, duke krijuar një mjedis perfekt për krimin e organizuar.

Fatkeqësisht, shikuar në aspektin psikologjik, për sa i përket drogës nuk ekziston ndonjë trajtim i veçantë. Problemi qëndron në atë se askush nuk dëshiron të marrë përgjegjësinë për këtë, as doktorët, as policia, e as shoqëria në përgjithësi.

Është një mungesë e politikave të përgjithshme lidhur me problemet ekzistuese lidhur me drogën në Kosovë, gjë që më herët është marrë si temë tabu në shtëpitë tona.

Duhet të merren masa urgjente lidhur me këtë dukuri vdekjeprurëse në shoqërinë tonë, e aq më shumë kur dihet se 60 % e popullsisë është nën moshën 30 vjeç.

A po modernizohemi me veprime të këtilla? A është vërtet ky kuptimi i modernizimit, apo ndoshta e kemi ngatërruar?




Pse më drogoni?

### Droga tek të rinjtë, dhe profilaksia ndaj saj

# Shkolla – vatër ku duhet të shfrytëzohen mundësitë për mbrojtjen e rinisë

**Solidariteti brenda anëtarëve të shoqërisë ishte shumë i fortë, respektimi i vlerave tradicionale dhe fetare ishin më stabile dhe më imune ndaj dukurive negative, që gjithsesi shpinin në ruajtjen e institucionit të shenjtë të quajtur familje.**
**Në vende të ndryshme të botës ekzistojnë ministri të posaçme apo këshilla të lartë që kujdesen për gjendjen e të rinjve, te ne as që mund të flitet për këtë, me përjashtim të kohës kur afrohen zgjedhjet.**

**Emine A. VEZAJ**

Konteksti i përgjithshëm ekonomik, politik, shoqëror, kulturor dhe edukativ i Kosovës, favorizoi edhe shfaqjen dhe përhapjen e shumë dukurive me karakter negativ për shëndetin dhe moralin mendor tek të rinjtë. Kështu për një kohë të shkurtër, edhe në Kosovë, kohë më parë ke mundur të shohësh pankarta të mëdha nëpër rrugët e gjitha qyteteve me foto ku shkruhet rreth kësaj dukurie të re. Një gjë e tillë për ndonjë vend tjetër mund të mos tërhiqte vëmendjen e askujt, mirëpo për rrethanat tona në Kosovë, kjo ishte një goditje e llojit të vet. Sepse në trevat shqiptare në përgjithësi, dhe Kosovë në veçanti, kjo dukuri me ndikim tepër negativ nuk ka ndonjë histori jetëgjatë. Shoqëria jonë ishte pjesë e një sistemi patriarkal, ku lidhja dhe solidariteti brenda anëtarëve të shoqërisë ishte shumë i fortë, respektimi i vlerave tradicionale dhe fetare ishin më stabile dhe më imune ndaj dukurive negative, që gjithsesi shpinin në ruajtjen e institucionit të shenjtë të quajtur familje. Mirëpo kjo gjendje nuk vazhdoi pas konfliktit të fundit në Kosovë, sepse lufta e fundit në Kosovë ishte edhe një rast i "mirë" për t'i dhënë shtytje dhe mundësi favorizuese shumë dukurive negative në të gjitha sferat e jetës. Tashmë shoqëria jonë është duke kaluar fazën më të vështirë të këtij tranzicioni.

Pas largimit të forcave serbe nga Kosova u vendos administrimi ndërkombëtar. Si pasojë, edhe numri i të huajve, qofshin këta ushtarakë, apo edhe civilë, u rrit vazhdimisht. Kjo bëri që Kosova për herë të parë në historinë e saj më të re të ballafaqohet me një fluks aq të madh të të huajve që u përkisnin kulturave, traditave dhe civilizimeve të vendeve të ndryshme. Tani, Kosova u bë një vend dhe një rast i përshtatshëm për të shtrirë ndikim e tyre shoqëri të ndryshme të panjohura për ne, me dukuri negative siç janë: narkomania, alkoolizmi, prostitucioni, kumari, trafikimi i krijesave njerëzore, krimi i organizuar, etj të gjitha kanë qenë të panjohura, bile as që është folur ndonjëherë në shoqërinë shqiptare. Të gjitha këto së bashku zunë fill në decenien e fundit, dhe për më tepër si trend i kohës fituan epitetin e



Droga vret!

një "qytetërimi" të ri dhe që karakterizon të "riun modern".

**Si erdhi deri te kjo shoqëria shqiptare?**

Përdorimi i drogës në "botën e qytetëruar" ka qenë i përhapur në përmasa të gjera prej kohësh, por jo edhe në Kosovë. Mirëpo, kjo nuk zgjati edhe shumë ngase edhe Kosova hyri në "botën e qytetëruar" brenda një kohe madje shumë të shkurtër. Ajo filloi të kontribuojë në "zhvillimin e këtij biznesi" duke shkatërruar gradualisht vetveten. Llogaritet se në aspektin gjeografik Kosova është favorizuese e shumë bizneseve, kështu ky vend u bë vend ideal për trafikimin e drogës nga vendet e Lindjes e Perëndimit. Pastaj këtë mundësi e shfrytëzuan në mënyrën perfekte të gjitha ato grupe që kishin përvojë të mirë në këtë drejtim, duke nxitur në të njëjtën kohë edhe krijimin e shumë organizatave për përhapjen e këtij biznesi me shumë përfitime të mëdha. Shoqëria shqiptare, dhe institucionet në veçanti, nuk e kanë parë dhe nuk e shohin të udhës që ta ndërgjegjësojnë rininë, së paku deklerativisht, për të gjitha këto dukuri që çojnë në prishjen e çdo shoqërie. Si rezultat, rinia jonë nuk mund të informohet sa duhet rreth kësaj sëmundje, për vet faktin se ne nuk kemi ndonjë program shtetëror kundër narkomanisë. Në raste të tilla një rol të pazëvendësueshëm do të luanin të gjitha strukturat dhe institucionet shoqërore e shtetërore, siç mund të përmendim, shërbimin shëndetësor, mediumet, sistemin e përgjithshëm arsimor, fenë e shumë të ngjashme. Një mënyrë tjetër e vetëdijesimit mund dhe duhet bërë përmes shembujve të gjallë në të cilat janë duke kaluar shoqëritë para nesh. Por të gjithë këta që u përmenden nuk gjetën forcë dhe mendim të drejtë për të ndërhyrë dhe reaguar, ngase sipas tyre kjo krizë konsiderohej si problem që duhej zgjidhur nga të prekurit (në këtë rast nga prindërit e të infektuarve) dhe jo si problem i gjithë shoqërisë në përgjithësi. Pra konsiderohet si një rast që preokupon vetëm individët. Ndonëse në vende të ndryshme të botës ekzistojnë ministri të posaçme apo këshilla të lartë që kujdesen për gjendjen e të rinjve, te ne as që mund të flitet për këtë, me përjashtim të kohës parazgjedhore, ku partitë shpalosin "programet" e tyre. Mirëpo çfarë ndodh të nesërmen? Gjithë ajo zhurmë shuhet, sepse synimet për të zënë vend dhe pozitë në parlament apo diku tjetër, tashmë janë realizuar, ndërsa betimet false shuhen.

**Cilat janë shkaqet që e shtyjnë të riun të bëhet përdorues i drogës?**

Nuk është e thjeshtë të diskutohet për ato shkaqe që e shtyjnë të riun të bëhet përdorues i këtij bari. Duhet të përmend se njëra ndër rrethanat më favorizuese që i "ndihmon" të rinjtë në këtë drejtim është shkolla, ambienti ku rinia shkollohet dhe edukohet. Kjo e fundit do të duhej të mos përmendej në këtë vend, mirëpo, viteve të fundit, në vend që shkolla të ishte institucioni i vetëm ku të rinjtë do të duhej të edukoheshin dhe arsimoheshin, po ndodh e kundërta. Ajo është bërë mjeti dhe mënyra më e afërt për përhapjen e shumë dukurive negative. E themi këtë sepse jemi dëshmitarë të një realiteti të hidhur, të cilin jemi duke e kaluar dhe përjetuar çdo ditë. Hapja e shumë lokaleve dhe klubeve të ndryshme pranë shkollës, ka krijuar një rast të mirë që të rinjtë të mund të argëtohen pa kurrfarë presioni, qoftë nga prindërit, qoftë nga edukatorët e tyre. Ata shfrytëzojnë të gjitha mënyrat e argëtimit që konsiderohen nga ata si trende të kohës. Alkooli, duhani, droga, muzika dhe shumë skena të tjera të paturpësisë që shfaqen në këto lokale janë edhe një mundësi e "mirë" që të rinjtë të kalojnë pushimin e gjatë në shkollë. Ata që u infektuan nga kjo dukuri ishin zakonisht ata të cilët kishin depresione të ndryshme. Disa filluan ta përdorin drogën vetëm për t'i bërë shoqëri shokut apo mikut, dikush filloi ta përdorë atë për t'u larguar nga problemet apo realiteti, ndërsa dikush në fillim, bëhet përdorues i saj nga kureshtja që të ndiejë se çfarë shije ka, një tjetër për të harruar mosmarrëveshjet që ka në familje, për të harruar ndonjë dashuri të pasuksesshme, për të harruar suksesin e pamjaftueshëm në shkollë, etj. Për t'iu shmangur këtyre dhe për t'i mbushur këto zbrazëti ata bëhen të varur nga një substancë që mund t'iu sjellë kënaqësi për një moment, mirëpo pasojat e mëvonshme të saj janë shumë më të mëdha. Në fillim çdo gjë për ta është e bardhë, por fundi iu sjell të zeza të rënda. Shtresa që vazhdon të jetë e prekur nga kjo dukuri është grup-mosha 16-19 vjeç dhe 20-24.


Droga të bën të varur në të!

Për të dalë nga kjo gjendje e vështirë me të cilën është duke u përballur shoqëria jonë duhet përmendur edhe një faktor tjetër që do të kishte një rol shumë të rëndësishëm në zhdukjen e kësaj dukurie dhe në ruajtjen e një shoqërie të shëndoshë. Familja e zgjeruar është një faktor që konsiderohet se do të kishte sukses në ruajtjen e shoqërisë nga këto sëmundje. Familja e zgjeruar do të siguronte një shoqërizim të mjaftueshëm të fëmijëve. Këshilla e nënës apo babait në një familje të ngushtë apo të vetme vështirë se do të mund të ndiqej nga një fëmijë kokëfortë, ndërsa ndikimi i kombinuar i anëtarëve të një familje të zgjeruar është i efektshëm kundër pabindshmërisë apo padëgjueshmërisë së fëmijëve. Duke u rritur në një atmosferë shoqërizuese, e cila siguron kontakte të afërta me anëtarët e tjerë të familjes, është shumë më e vështirë të arrihet humbja e kontrollit ndaj fëmijës, sesa në një familje bërthamë, ku në të shumtën e kohës anëtarët e saj janë të huaj dhe mysafirë në shtëpi dhe në një rrethanë të tillë kontrolli në familje humbet shumë më lehtë.

**Cili do të ishte suksesi i garantuar për të parandaluar këtë dukuri?**

Shmangia e tërësishme dhe mënyra e vetme për t'u larguar nga dukuritë e shëmtuara është mbështetja tek All-llahu xh.sh., dhe respektimi i urdhrave dhe i obligimeve fetare në veçanti. Këtu duhet përmendur se masa më efikase në këtë drejtim është pikërisht edukata fetare, sepse i riu i cili edukohet në këtë frymë assesi nuk do të lejojë të bjerë në aso grackash të rrezikshme për jetën e tij. Edukata familjare, sidomos familja e zgjeruar do të ndihmonte në ruajtjen e rinisë në binarë të drejtë. Shkolla është vatra e dijes ku duhet të shfrytëzohen të gjitha mundësitë për mbrojtjen e rinisë nga dukuritë negative. Pra, të gjithë duhet të jemi kontribuues të ruajtjes së rinisë, pasi ata janë drejtues të së nesërmes. Duke dashur ta përmbyll këtë temë dua të shtoj se, atë që mund ta bëjë ligji, rrallë kush se mund ta kontestojë, dhe këtë për një arsye, me nxjerrjen e një ligji që do të sanksiononte përdoruesin me masa të rënda ndëshkimi, atëherë me siguri se përmasat e kësaj dukurie do të vinin në rënie, ose duke u zhdukur në tërësi. Nuk gjendet rrugë më e mirë për t'i shërbyer vullnetit të All-llahut dhe tërë njerëzimit. Nuk ka thirrje më të mirë, se oferta për t'u shtrirë dorën viktimave të goditura të shoqërisë bashkëkohore.

Jeta do të ishte e bukur...., por vetëm nëse do t'i jepnim kuptim dhe përmbajtje të bukur do të arrinim qëllimin e kësaj të parës.

## Intervistë me shkrimtarin e njohur nga Tirana, Ervin Hatibin

# Poezia shqipe po jeton fazën e radhës në modernitet

**Është përgjegjësi shumë e madhe që të arrish të mbledhësh kaq shumë njerëz në një vend e të mos kënaqësh pritshmërinë e tyre. Shpresoj që paraqitja e dr. Milazimit, si me poezitë ashtu edhe me fjalën e tij gjatë debatit, të ketë qenë frymëzuese për publikun në të njëjtën masë siç ishte edhe për mua. Edhe vetëm prania e tij ishte e mjaftueshme për ta zbukuruar atë takim masiv.**

**Paqja: Z. Ervin si kaloi takimi letrar me studentët e Universitetit të Prishtinës?**

**Hatibi:** Për mendimin tim takimi qe i mirë. Shpresoj që të njëjtën ndjesi të kenë provuar edhe pjesëmarrësit e tjerë në takim (e kam fjalën për publikun, i cili mbushte jo vetëm ulëset e sallës, po nga mungesa e vendeve kishte bllokuar edhe hyrjen e sallës). Është përgjegjësi shumë e madhe që të arrish të mbledhësh kaq shumë njerëz në një vend e të mos kënaqësh pritshmërinë e tyre. Shpresoj që paraqitja e dr. Milazimit, si me poezitë ashtu edhe me fjalën e tij gjatë debatit, të ketë qenë frymëzuese për publikun në të njëjtën masë siç ishte edhe për mua. Edhe vetëm prania e tij ishte e mjaftueshme për ta zbukuruar atë takim masiv, prandaj do të isha i kënaqur edhe nëse do të kisha luajtur aty qoftë edhe rolin e një bonus-i.

**Paqja: Sa e njohin të rinjtë e Kosovës letërsinë e re që krijohet në Shqipëri?**

**Hatibi:** Kam pasur raste të komunikoj me të rinj që punojnë në mediat e Kosovës dhe kam vënë re se ka një njohje të konsiderueshme të skenës së re letrare në Shqipëri. Nuk mund të them dot ama nëse përshtypjet e tyre janë përfaqësuese për gjithë lexuesin e ri kosovar. Vjelja e saktë e këtyre përshtypjeve i mbetet studimeve më të hollësishme mbi tregun e librit, sondazhet në shkolla apo shpërndarjen rajonale të vizitorëve në faqet letrare të rrjetit, gjë që nuk di të jetë bërë ende.

**Paqja: Ju i përkisni grupimit të avangardës letrare të fillimit të viteve 90-ta. Si lindi kjo lëvizje letrare?**

**Hatibi:** Ashtu si pata rastin të tregoj edhe gjatë takimit me studentët, lindja e avangardës letrare në Shqipëri në fillim të viteve '90 është një fakt i kontestuar në qarqet studimore të letrave shqipe. Duhet pak kohë që të kuptohet me termat e duhura ajo çka ndodhi vërtet në penat e poetëve të rinj të asaj kohe. Megjithatë, me dijet e mija modeste mundem të them se thyerja radikale me traditën e të shkruarit shqip, të cilën e solli kryesisht Rudian Zekthi dhe kolektivi i perodikut "E për-7-shme" nuk mund të cilësohet ndryshe veç si avangardiste. Në çastin fillestar të lirisë politike në vend, një grup shokësh poetë gjetën tek njëri tjetri strukturë për të ngritur një projekt që i kalonte caqet e thjeshtë poezisë, në emër të lirisë dhe në emër të depolitizimit të fjalës shqip. Tensionimi i komunikimit dhe qasja radikale ndaj fjalës (që demon-



Shkrimtari i njohur tiranas Ervin Hatibi

strohet si në një manifest tek vetë fjala "e për-7-shme") ishte teknika e nevojshme për depenalizimin e leksikut dhe sintaksës shqipe, të cilat nga brezi i ri shiheshin thjeshtë si dy anëtarë të tjerë të Partisë së Punës.

Avangarda e '90-tës gjithsesi është mjaft specifike dhe ka karakter të padiskutueshëm lokal. Ajo është një reflektim i pasaktë, e prandaj dhe tepër i bukur, i gjithë informatave të cunguara /gabuara dhe supozimeve mbi modernitetin, qasja ndaj të cilit na ishte mohuar për dekada me rradhë.

**Paqja: Cili ishte roli i revistës "E për-7-shme" për afirmimin e grupimit tuaj?**

**Hatibi:** Periodiku "E për-7-shme" ishte thjeshtë një pasqyrë e avulluar nga euforia e lirisë ku ne shihnim një variant heroik të fytyrave tona. "E për-7-shme" nuk është se pati ndonjë ndikim të madh tek njerëzit e tjerë, veç grupit që e prodhoi dhe që e mbështeti. Ajo shërbeu më shumë si laborator, sesa si tribunë.

**Paqja: Cilët autorë të atij grupimi e ruajnë ende frymën avangarde në poezinë shqipe?**

**Hatibi:** Poezia shqipe është modifikuar sipas ritmit të avangardës së '90-tës, dhe nuk ma do mendja se sot mund të flitet sërisht me këto terma. Me sa i kuptoj unë punët e letërsisë, avangarda ka më tepër vlera politike, nëse mund të shpreheshim kështu, dhe jo detyrimisht vlera të mirëfillta apo të qëndrueshme letrare. Momenti historik që i prodhoi cilësitë e avangardës ishte i papërsëritshëm, dhe me normatizimin e përmasave të lirisë dhe hapjen me botën, poezia shqipe po jeton fazën e rradhës në modernitet, me arritjet e veta të pamohueshme e me problemet e veta të domosdoshme.

**Paqja: Kur keni filluar të njiheni me letërsinë shqipe të Kosovës?**

**Hatibi:** Gjatë kohës së diktaturës janë botuar mjaft autorë kosovarë që plotësonin deri diku kriteret e vrazhdëta të realizmit enverist, filialit vendas të realizmit socialist. Ama njohja ime e denjë dhe frymëzuese me letërsinë e shkruar në Kosovë ka qenë leximi i romaneve "Oh" dhe "Vdekja më vjen prej syve të tillë". Ishte një prezantim tronditës me potencialet e të shkruarit shqip.

**Paqja: Sa ka lënë gjurmë në letërsinë shqipe dogma e realizmit socialist?**

**Hatibi:** Nuk arrij dot të jap gjykime për këtë ndikim sepse realizmi socialist ka rezultuar i pafuqishëm për të prishur veprat e autorëve të talentuar. Kështu që unë nuk i jap fort vëmendje tashmë që ai nuk është normativ, se nuk i kam dhënë rëndësi e vëmendje edhe kur ka qenë e detyrueshme kjo. Tek e fundit sipas gjykimit tim ka vetëm libra që na pëlqejnë dhe që nuk na pëlqejnë. Kanonet dhe dogmat mund ta vështirësojnë por jo ta pamundësojnë krejt të shkruarit e një libri të mirë nga një autor i mirë. Bota e një libri është e shkëputur qartë me botën jashtë tij, dhe një libër i mirë i ka të gjitha mundësitë të jetë vetëreferencial, gjithë duke i përkitur një shkolle apo ideologjeme çfarëdo.

**Paqja: Si e shihni perspektivën e poezisë shqipe në të ardhmen?**

**Hatibi:** Nuk kam mundësi të jap ndonjë gjykim të pranueshëm për këtë, pasi nuk i njoh ende mekanizmat e dinamikave të një krijese abstrakte e shumëkokëshe si poezia shqipe. Ama nëse do ta gjykojmë "poezinë shqipe" thjeshtë si një poezi apo vjershë, mund të shpresojmë se meqenëse vargu aktual i kësaj poezie na pëlqen përgjithësisht, edhe vargu i pashkruar i ka të gjitha parametrat gjenetikë që të mos degjenerohet vetvetiu, përsa kohë që nuk bie në kontakt me ndonjë epidemi apo aksident rrugor.

**Paqja: Cilat janë raportet e tua me botuesit shqiptarë?**

**Hatibi:** Përgjithësisht të mira. Ama shpresa ime është të bëhem vetë botues i vetes.

**Paqja: Cila është porosia juaj për poetët e rinj që sapo kanë filluar të afirmohen?**

**Hatibi:** Sinqeriteti dhe dashuria, asgjë më shumë se këto nuk i duhet njeriut, pra edhe poetit i cili është teorikisht Njeriu.

**Paqja: Dhe së fundi cili është mesazhi juaj për lexuesit?**

**Hatibi:** Mesazhi im për lexuesit është të meditojnë dhe të formulojnë një mesazh për veten.

Intervistoi
**Nexhati SPAHIU**



Tirana

Botohet nga O.J.Q. "Zëri Ynë"

**Redaksia**

Drejtor: **Muhamed Jusufi - KAJOLLI**; Redaktor përgjegjës: **Shkelzen NUZA**; Redaktor gjuhësor: **Mimoza SINANI**; Redaktor Teknik/Grafika: **Osman D. GASHI**; Anëtarët e redaksisë: **Arber ZEKA**, **Ilir DESKU**, **Nexhati SPAHIU**, **Mergim LUSHTAKU**, **Gëzim QERIMI**; e-mail: **revistapaqja@gmail.com**, **revistapaqja@hotmail.com**, **revistapaqja@yahoo.com**; Adresa: **Xhavit Mitrovica, nr. 14 përballë teatrit Dodona, Prishtinë, Kosovë**;
Kontakti: **+377 44 418 935, +377 44 637 111, +377 44 633 281**

## Sfidat e dekulturimit

# SERIALET LATINO-AMERIKANE NJË MALL I LIRË DHE I PËSHTIRË

**Ndikimi i serialeve latino-amerikane ka shkuar deri atje sa shumë familje në Kosovë, emrat e personazheve të serialeve ua kanë vënë fëmijëve të tyre, siç është rasti i një vajze nga Lipjani që mban emrin Kasandra, apo i një djali po nga ky qytet që mban emrin Emanuel.**

**Shkelzen DRAGAJ**

Pas mbarimit të luftës në Kosovë filluan të importoheshin shumë mallra. Natyrisht pjesa më e madhe e tyre me cilësi jo të mirë, apo ndoshta më "afat të skaduar". Në mesin e këtyre mallrave bëjnë pjesë edhe serialet latino-amerikane.

Këto seriale filluan të shfaqen nëpër tri televizionet tona nacionale, pastaj edhe nëpër ato lokale.

Sociologët dhe kritikët e artit këtu në Kosovë i konsiderojnë këto seriale si prodhime filmike pa ndonjë vlerë artistike. Temat që trajtojnë këto seriale janë gjithmonë të njëjta. Në çdo serial shohim: intriga, tradhti dhe tema të dorës të dytë. Shpesh ka situata intime dhe duke e ditur se këto seriale transmetohen në një orar kur e tërë familja mblidhet para ekranit, atëherë ndikimi i tyre normalisht që është negativ. Këtë gjë e pohon edhe Fadil Maloku, sociolog.

"Situatat intime paraqiten shpesh nëpër seriale dhe pasi këto seriale i shikojnë bashkërisht si gjyshërit, prindërit dhe fëmijët, normalisht që kjo ndikon shumë negativisht në familje dhe shoqëri" - thotë Maloku.

Besoj që shpesh ju ka rastisur të shihni sjellje të pakulturuara të nxënësve nëpër shkolla apo vende të tjera. Shumë prej këtyre sjelljeve janë imitim i sjelljeve që bëjnë adoleshentët nëpër seriale, siç është rasti me serialin "Rebelët" që e ka transmetuar KOHAVIZION (KTV).

Në këto seriale pothuajse gjithmonë mbretërojnë situata të tilla, si p.sh: gruaja vret burrin për t'ia marrë pasurinë, vëllai tradhton vëllain, vajzat bëjnë jetë të shfrenuar, etj. Këto nuk janë pjesë e kulturës së popullit tonë. Për fat të keq këto kanë ndikuar tek ne.

Ndikimi i serialeve latino-amerikane ka shkuar deri atje sa shumë familje në Kosovë, emrat e personazheve të serialeve ua kanë vënë fëmijëve të tyre, siç është rasti i një vajze nga Lipjani që mban emrin Kasandra, apo i një djali po nga ky qytet që mban emrin Emanuel. Këta emra natyrisht që nuk janë të kulturës tonë.

Televizionet tona patën shkuar aq larg sa që transmetuan një serial që në mënyrë indirekte përqeshte fenë islame, e cila është e përqafuar nga shumica e popullsisë në Kosovë (pa dashur të ofendoj dikë nga religjionet e tjera). Është fjala për serialin "KLONI" që e transmetoi RTV 21. Ky serial trajtonte dashurinë mes një vajze muslimane të mbuluar dhe një djali të krishterë. Personazhi i vajzës paraqitej si një personazh që nuk përfillte vlerat e familjes dhe që nuk respektonte parimet e fesë islame, edhe pse ajo ishte e mbuluar. Kjo gjë ka qenë mjaft ofenduese për të gjitha besimtaret e fesë islame.

**Pse i transmetojnë televizionet tona?**

Radio Televizioni 21 (RTV 21) as që dëshiron të përgjigjet për këtë gjë. Drejtuesit e këtij televizioni gjejnë arsyetime të ndryshme. Arsyetohen se nuk kanë kohë të përgjigjen, apo se kjo është një çështje e tyre dhe se nuk kanë se çka të flasin. RTV 21 nga 24 orë program në ditë, 12 orë i mbulon me këto seriale, madje ndodh që një serial t'i mbulojë 3 orë pasi ai shfaqet 3 herë në ditë.

Ky televizion nëpër shumë sondazhe kishte dalë i pari, ndërkaq në sondazhin e fundit të bërë nga Grupi i Industrisë se Mediave Elektronike të Kosovës (GIMEK), doli i dyti për nga shikueshmëria e përgjithshme, dhe për nga shikueshmëria e gjinive, doli se ky televizion shikohet më së shumti nga femrat. Kjo lë të kuptohet se serialet shikohen më shumë nga femrat.

Drejtuesit e Kohavizionit (KTV), televizion që po ashtu transmeton seriale latino-amerikane, thonë se i transmetojnë se serialet shikohen shumë, dhe se si televizion privat që janë duhet të fitojnë disi.

"Shpesh kemi ankesa se pse nuk është transmetuar repriza, apo pse nuk është përsëritur për të dytën herë ndonjë serial" thotë Kreshnik Shala, udhëheqës kreativ në KTV.

KTV-ja transmeton 4 deri në 5 orë seriale.

Radio Televizioni i Kosovës (RTK), në fillimet e transmetimeve të serialeve kishte transmetuar tre seriale, mirëpo që katër vjet nuk transmeton më.

**Rrugëdalja nga kjo skemë**

Rrugëdalja nga kjo skemë e mërzitshme programore do të ishte mjaft e thjeshtë. Kosova edhe pas 8 viteve të mbarimit të luftës përballet me shumë probleme, por natyrisht që gjatë kësaj periudhe ka edhe arritje.

Një ekip gazetarësh dhe kameramanësh mund të realizonin mjaft tema dhe emisione të mira që trajtojnë problemet dhe të arriturat e Kosovës. Në këtë mënyrë do të eliminohej skema e mërzitshme e transmetimit të serialeve latino-amerikane.



Stop serialeve degjeneruese!

Dializa

# JETA QË KALON NËPËR SPROVA TË RËNDA

**Shpresohet se në të ardhmen mjekimi i sëmundjeve të veshkave do të përmirësohet edhe në Kosovë. Gjatë muajve të ardhshëm, në Qendrën Klinike Universitare të Kosovës do të qëndrojnë disa kirurgë nga Austria dhe Gjermania për të bërë transplantimin e parë në Kosovë.**

**Arber ZEKA**

Aktualisht Kosova ka pesë qendra të dializës që trajtojnë më shumë së 600 pacientë. Këto qendra janë në: Prishtinë, Prizren, Mitrovicë, Pejë dhe Gjilan.

Pacientëve që i janë nënshtruar dializës u duhet që tri herë në javë të vizitojnë njërën nga këto 5 qendrat të dializës, dhe fatmirësisht këtë shërbim e bëjnë vet qendrat, duke i marrë pacientët në shtëpitë e tyre dhe duke i dërguar ata pastaj me autoambulancë në qendër. Pastaj ata kalojnë aty 3 deri 4 orë gjatë ditës, kryejnë dializën dhe kthehen prapë me autoambulancë në shtëpi.

Sa i përket qendrës në Prishtinë, e cila është më shumë e ngarkuar se sa qendrat e tjera në vend, orari i punës është nga 7 deri në orën 24 të mbrëmjes duke përfshirë tri ndërrime.

Por udhëheqësi i këtij reparti dr. Imer Elezi thotë se: Jemi shumë të ngarkuar duke pasur parasysh se kemi një numër jashtëzakonisht të madh të pacientëve. Dhe e keqja tek kjo sëmundje qëndron në atë se pacientët nuk pakësohen, por ata shumohen vazhdimisht. Gjatë çdo dite shtohet një pacient i ri, por nuk përjashtohen edhe rastet kur shtohen edhe dy, apo edhe ma shumë, pacientë...

Mosha mesatare e atyre që janë në programin e dializës sillet nga 48-50, por nuk duhet të habitemi pasi ka edhe shumë pacientë të cilët janë në moshë mesatare mjaft të re, siç kemi rastin e një të riu nga Likofci i Skënderajt: Avni MUSLIUT, i cili ka pasur vetëm 17 vjet kur është detyruar t'i nënshtrohet programit të dializës duke udhëtuar një herë në dy ditë për në Prishtinë, ku mjekët kryejnë punën e tyre të zakonshme që Avniu të jetë edhe pak në jetë. Por fatmirësisht jeta e tij ka ndryshuar edhe pse Avniu fatkeqësisht adoleshencën e tij dhe fillimin e rinisë e ka kaluar në dializë. Duke falënderuar Zotin, ai thotë: I kemi siguruar të hollat dhe kemi arritur të vëmë kontakt më disa njerëz në Pakistan. Pas ca kohe kam shkuar atje për të bërë një transplantim të veshkës, i cili ishte i nevojshëm për mua që t'i kthehesha prapë jetës normale. Ky transplantim ma ka shpëtuar rininë time të mbetur dhe ja tani dal lirisht me shokët, në vend që të qëndroja në dializë nga 3 deri 4 orë. Tani unë dal me shokë pa problem. Sigurisht kjo është një punë e mirë për mua apo jo?! Falënderoj Alllahun për gjithë këtë.

Raste të tilla kemi shumë, por jo që të gjithë mbarojnë më sukses pasi shumë nga të sëmurit nuk kanë mundësi që ta bëjnë transplantimin në mënyrë që edhe ata t'i kthehen jetës normale, siç i është kthyer jetës normale Avniu pas 4 vitesh të tmerrshme me dhimbje.

Në të ardhmen do të ketë ndryshime pozitive. Për këtë dëshmon fakti së gjatë muajve të ardhshëm, në klinikën Universitare të Prishtinës do të qëndrojnë disa kirurgë nga Austria dhe Gjermania për të bërë transplantimin e parë në Kosovë. Një vajzë do të ketë mundësi t'i kthehet jetës normale pasi të transplantojë veshkën nga nëna e saj, dhe ky është një hap i mirë apo jo? – thotë doktor Imer Elezi.

Për t'ua lehtësuar situatën pacientëve që janë në dializë, për momentin, programi i dializës është pa pagesë. Të gjitha materialet e nevojshme për dializë vijnë nga jashtë. Por pacientët kanë edhe nevoja të tjera jashtë programit të dializës pasi shumë nga ta kanë edhe probleme shëndetësore të tjera, si ngritje të tensionit, pastaj ka nga ata që vuajnë nga anemia dhe një kapsulë shumë e nevojshme që ata janë të detyruar ta marrin tri herë në javë kushton 20€.

Duhet ta dimë, pohon Dr. Imer Elezi, se me çfarë kategorie njerëzish kemi të bëjmë dhe se këta pacientë kanë nevojë për një trajtim të veçantë. Çka është më e keqja e të këqijave është se qendra e dializës në Prishtinë gjendet në katin e gjashtë të ndërtesës, dhe paramendo njerëz të sëmurë nga dializa detyrohen të ngjiten deri në katin e gjashtë për të kryer një shërbim më se të zakonshëm për ta. Edhe pse ka ashensor, ai shpesh nuk punon ose duhet pritur gjysmë ore deri sa të vijë rendi për të hipur në të. Pastaj shpesh nuk kemi rrymë, nuk kemi ujë. Edhe kur ka ujë shpesh nuk ka shtypje. Këto janë probleme që nuk duhet të ekzistojnë pasi ne duhet t'ua lehtësojmë jetën pacientëve tanë, e jo t'ua vështirësojmë, se edhe ashtu ata kanë mjaft probleme.

Në jetën tonë ka shumë gjëra që ne na mërzisin, por shpesh kur këto mërzi mënjanohen, egoja jonë kënaqet disi dhe ne jemi më të qetë.

Rasti i lartpërmendur i Avniut është një shembull i mirë se si njerëzit i kthehen normalitetit, por nuk duhet harruar se ka njerëz të cilët nuk kanë mundësi as të provojnë që t'i kthehen normalitetit të jetës, që jeta të ketë kuptimin e saj edhe për ta.



Një simulim i dializës.

Tema sociale

# KUJDESI PËR INVALIDËT MBETET ENDE VETËM NJË SHPRESË

**Pensioni prej 54,50 euro invalidëve të luftës nuk iu del as për ushqim e gjëra të nevojshme për jetë. Këta të fundit po përballojnë një gjendje kritike jo vetëm materiale, por edhe shpirtërore.**



Mergim LUSHTAKU

Në rajonin e Skenderajt ka mjaft invalidë të shkallës së rëndë të plagosjes. Secili kalon sfidat e mëdha të varfërisë të tejskajshme me mendim se nuk do të arrijë ta 'kalojë të nesërmen'.

Sami Aruqi – Kryetar i Shoqatës së Invalidëve të Luftës së UÇK-së në komunën e Skenderajt, shpreh shqetësimet për këtë rajon në të cilin nuk vërehen shumë ndryshime pozitive. Tani janë rritur pensionet e invalidëve me 2.50 euro, pra tani kemi pensionin prej 54,50 euro për një invalid lufte. Komuna në këtë muaj u ka dhënë ndihma shoqatave të luftës. Me këtë rast i ka dhënë ndihmë edhe kësaj shoqate për t'ua lehtësuar sadopak barrën e madhe të varfërisë invalidëve të luftës.

Rasti i njërit prej këtyre invalidëve të luftës është ai i Ajet Asllanit, 26 vjeçar, i martuar dhe me dy fëmijë (djalë dhe vajzë), i cili deri vonë ka jetuar së bashku me 5 vëllezërit. Por para 6 viteve ata janë ndarë dhe ai jeton me familjen e tij të ngushtë në një podrum. Edhe vëllezërit e tij, përveç njërit që punon, kanë gjendje të rëndë sociale. Ai ka shpresuar se do ta ndihmojë ndonjë njeri, apo edhe ndonjë bashkëluftëtar që i ka punët më mirë, por më kot! Familja e Ajetit është pa ndihma të tjera, përveç ato të Shoqatës të cilat ndonjëherë nuk i dalin as për ushqim.




Ajeti është i papunë, edhe si kur të kishte ndonjë vend pune ai nuk do të kishte mundësi të punonte punë të rëndë për shkak të shkallës së rëndë të plagës që ka në dorë. Djali 2 vjeçar është i sëmurë nga ajri i ndotur i bodrumit, dhe ai nuk mund t'ia blejë ilaçet. Por edhe në të ardhmen kur të vijë koha për të shkuar në shkollë, prindërit ndoshta do të detyrohen të ndalin djalin nga shkolla për shkak të gjendjes së rëndë sociale. Por si gjithmonë ata janë me shpresë se dikush do të trokasë në derën e bodrumit ku jetojnë me mobile të kalbura dhe me ajër të ndotur, që t'i ndihmojë sadopak për t'i kaluar sfidat e mëdha të kësaj skamje.

Një rast tjetër është ai i Qazim Hajdarit, 48 vjeçar, po ashtu invalid i Luftës së UÇK-së, në shkallë të rëndë prej 80%, nga fshati i Kllodernicës, i martuar dhe me 5 fëmijë. Për shkak të plagosjes së rëndë ai ka humbur këmbën e djathtë. Po ashtu është prekur nga granata dhe ka edhe probleme të mëdha me zemrën. Të gjitha këto bëjnë që Qazimi ta ketë të pamundur për të punuar dhe për ta lehtësuar sadopak barrën e madhe të skamjes familjes se tij. Rasti i Qazimit, ndryshe nga ai i Ajetit, është se këtij i kanë ndihmuar bashkëluftëtarët e tij për vendosjen në një shtëpi. Rroga apo pensioni nuk i del as për t'i paguar ilaçet e tij të shumta, e jo më për t'u blerë fëmijëve libra e fletore, apo çfarëdo qoftë prej nevojave të tjera.

Duke folur me optimizëm Qazimi thotë se: "Zori më i madh ka qenë për të sjellë lirinë". Edhe pse me vështirësi të mëdha e kalojnë disi, por me shpresë që e ardhmja do të sjellë rehati jo vetëm materiale, por edhe shpirtërore."



Skamja, pjesa më e vështirë e jetës!

Duke i parë këto dy raste ekstreme, por të ndryshme nga njëra tjetra nxjerrim përfundimin së gjatë këtyre 8 viteve lirie dhe shprese për rregullimin e gjendjes sociale, jo që po ulet varfëria, por ajo vetëm se po shtohet. Dhe si rezultat i skamjes së madhe në rajonin e Skenderajt ka edhe vetëvrasje të shumta. Pensioni prej 54,50 euro invalidëve të luftës nuk iu del as për ushqim e gjëra të nevojshme për jetë. Këta të fundit po përballojnë një gjendje kritike jo vetëm materiale, por edhe shpirtërore. Në rajonin e Skenderajt, Ajeti dhe Qazimi nuk janë të vetmit por ka edhe shumë të tjerë, ndoshta me gjendje edhe më të vështirë.

Qeverisja e tanishme e Skenderajt, por edhe e Qeverisë së Kosovës, nuk po sjell ndonjë rezultat pozitiv për uljen e skamjes së madhe që është rezultat i papunësisë dhe i mosinteresimit të tyre, e posaçërisht ndaj invalidëve të UÇK-së.

Këto dy familje mbesin me shpresë që ndonjë lexues t'i mbështesë sado pak më gjëra materiale.

### Aksioni për mbylljen e pompave të benzinës në Kosovë

# PAS POMPAVE TË BENZINËS, RADHËN E KANË HOTELET E MOTELET

**Sipas informatave që disponon Këshilli për Rregullim dhe vëzhgim të Sektorit të Naftës në Kosovë, vetëm gjatë vitit 2006 buxheti i konsoliduar i Kosovës ka mbledhur 49.51 për qind të totalit buxhetor nga tregtia me naftë dhe derivatet e saj.**

**Lulzim AHMETI**

Para luftës, Kosova kishte rreth 130 pompa të benzinës. Momentalisht janë 645 pika të shitjes së naftës dhe derivateve të saj me pakicë, kjo si pasojë e hyrjes së veturave në Kosovë nga vendet perëndimore. Prej tyre 5 janë në ndërtim e sipër. Një numër i tyre janë pa licencë, rreth 70 për qind të pompave janë të licencuara. Xhevdet Leci thotë se jemi më se të kënaqur duke i pasur parasysh rrethanat në Kosovë. Deri më tani nga Këshilli për Rregullimin dhe vëzhgim të sektorit të naftës në Kosovë të MTI-së, janë licencuar 382 pika shitëse, sipas Kryesuesit të Këshillit për Rregullimin dhe vëzhgim të sektorit të naftës në Kosovë Xhevdet Leci. Ai thotë se kjo ndikon direkt në rregullimin e tregut të brendshëm në Kosovë .

Gjatë muajit të kaluar Inspeksioni i Tregut, që vepron në kuadër të Ministrisë së Tregtisë dhe Industrisë, ka nisur aksionin për mbylljen e pompave të benzinës të cilat janë të pa licencuara që bëjnë shitjen e naftës dhe derivateve të saj me pakicë.

Aksioni ka nisur nga mesi i muajit mars. Vetëm gjatë dy javëve të para të aksionit janë mbyllur më shumë se 20 pompa të benzinës - kanë thënë zyrtarë të MTI-së për Revistën “PAQJA”.

Sipas shefit të zyrës së inspeksionit të MTI-së Shemsi Elezi, aksioni ka filluar për mbylljen e pikave shitëse të derivateve të naftës të cilat nuk janë licencuar deri më tani dhe nuk kanë marrë ndonjë dokument të vlefshëm nga MTI-ja. Ky aksion ka filluar në tërë Kosovën. Inspeksioni së pari ka bërë një plan të përgjithshëm që të preken që të gjitha pikat në Kosovë në bazë të regjioneve, ka thënë ai. Ky aksion është mbështetur edhe nga inspeksionet komunale.

Së pari është filluar me Prishtinën, pasi numri më i madh i pompave të pa licencuara nga MTI-ja është në Prishtinë. Në Prishtinë janë mbyllur gjashtë pika shitëse të derivateve, në Mitrovicë dy, në Pejë dhe Prizren nga katër pika shitëse, po ashtu edhe në Gjilan janë mbyllur katër. Gjithsej më shumë se njëzet pika shitëse janë mbyllur gjatë muajit mars, kanë thënë zyrtarët e MTI-së.

Prishtina prin me numrin më të madh të pikave shitëse, pastaj Malisheva, ku numri i të licencuarave është më i vogël. Kryesuesi i Këshillit për Rregullimin dhe vëzhgim të sektorit të naftës në Kosovë z. Xhevdet Leci, arsyeton se në Prishtinë janë licencuar vetëm pompat në periferi, ato që gjenden jashtë planit urbanistik, dhe janë mbyllur ato pika shitëse që nuk i plotësojnë kriteret e përgjithshme, e as ato të veçanta.

Për t’u licencuar një pikë shitëse duhet t’i plotësojë pesë kushte:

Plotësimi i dokumentacionit në Departamentin e Tregtisë:



Mos pritni që pompa juaj të vjen në këtë gjendje!

1. Kriteret e ndërtimit
2. Pika shitëse nuk guxon të jetë e ndërtuar në vend të frekuentueshëm,
3. Nuk guxon të jetë e ndërtuar afër objekteve edukativo-arsimore,
4. Nuk guxon të jetë e ndërtuar afër objekteve që bëjnë prodhimin e gjërave ushqimore,
5. Nuk guxon të jetë e ndërtuar afër ujërave rrjedhëse.

Një pikë shitëse e naftës duhet t'i plotësojë këto kushte thotë Këshilli për Rregullim dhe vëzhgim i sektorit të naftës në Kosovë.

Xhevdet Leci – Kryesues i Këshillit për Rregullimin dhe Vëzhgim i sektorit të naftës në Kosovë, thotë se esenca është që të kemi konkurrencë të barabartë në treg. Nuk duhet të kemi import diku me 6 për qind, e diku me 10 për qind. Pra nuk duhet të ketë favorizime në taksa doganore. Prandaj z. Leci thotë se me këtë Qeveria e Kosovës do të ofrojë kushte të barabarta për të gjithë konkurrentët në treg. I pyetur se a do të ketë ndikim ngritja e akcizës për naftën dhe derivatet e saj direkt në ngritjen e çmimit, ai thotë se nuk do të ketë ndikim në çmime. Ndikimi do të jetë vetëm për shkak të cilësisë e jo për shkak se hiqet dogana e ngrihet pak akciza. Do të këtë ngritje të vogla, por jo ngritje të mëdha të çmimeve.

Kosova importon 420 mijë tonë në vit derivate të naftës. Importi është i lirë dhe importuesi vendos vetë se ku dëshiron që të blejë, pasi kjo është ekonomi e tregut të lirë. Kryesisht 70 për qind e naftës dhe derivateve të saj importohet nga "OKTA" e Maqedonisë.

Kosova nuk ka laborator për kontrollimin e cilësisë së naftës

Edhe pse Kosova importon kaq shumë naftë dhe derivate të saj, ajo ende nuk ka laborator për kontrollimin e cilësisë së naftës dhe të derivateve të saj. Së paku zyrtarisht një gjë e tillë nuk dihet. Cilësia e naftës që hyn në tregun kosovar është shumë e dyshimtë. Këtë madje e thonë edhe vozitësit e veturave.

Kryesuesi Xhevdet Leci thotë se Kosova ka laborator të autorizuar. Janë tre kompani ndërkombëtare që janë paraqitur për licencim në Kosovë dhe janë regjistruar si biznes në Kosovë. Konkurrimi është hapur nga Agjensioni i Standardizimit në Kosovë.

Për t'i kryer analizat e cilësisë së naftës dhe derivateve të saj laboratori duhet të jetë i akredituar nga standardi 17020 – kështu thuhet në udhëzimin administrativ 2006/16.

Për ta mbyllur një pompë duhet që inspektorët të konsultohen me pronarin dhe ta udhëzojnë se si duhet të veprojë. Gjatë mbylljes së pompave të benzinës nuk bënë të preket shiriti i mbylljes dhe pompa nuk duhet të punojë gjatë asaj kohe deri sa të merret licenca. Në Prishtinë edhe pse disa pompa kanë shiritat e mbylljes nga inspeksioni i MTI-së, ato nuk e kanë ndaluar aktivitetin e tyre. Shefi i inspeksionit z. Shemsi Elezi thotë se për ata të cilët e shkelin rregullat do të merren masa komform ligjeve. Do të ketë fletëparaqitje për vepra penale në gjykatë. Asnjë person juridik apo biznes nuk mund t'i ikë përgjegjësisë. Pasi të përfundohet aksioni për mbylljen e pompave të benzinës që veprojnë pa licencë në qendrat e qyteteve, aksioni do të zhvillohet nëpër rrugët magjistrale në të cilat ka më shumë biznese.

Sa i përket importuesve të mëdhenj apo kompanive që janë licencuar për furnizim të tregut kosovar me naftë dhe derivate të saj, sipas zyrtarëve të Ministrisë së Tregtisë dhe Industrisë në fillim janë licencuar 31 kompani. Sipas tyre ky numër është pakësuar në 23 kompani për shkak se nuk iu është vazhduar licenca.

Në bazë të informatave që disponon Këshilli për Rregullim dhe Vëzhgim të Sektorit të Naftës në Kosovë, vetëm gjatë vitit 2006 buxheti i konsoliduar i Kosovës ka mbledhur 49.51 për qind të totalit buxhetor nga tregtia me naftë dhe derivatet e saj.

Pasi të përfundojë aksioni për mbylljen e bizneseve që merren me shitjen e naftës dhe të derivateve të saj me pakicë aksioni do të vazhdoj për hotelet dhe motelet – kanë thënë zyrtarë të MTI-së.




Karburantet të kenë cilësi!

## Media në trendet postmoderne

# Mediat sjellin gjer te neutralizimi i realitetit

**Programet televizive më tepër janë kopje të programeve të mediave perëndimore. Dallojnë nga titrat e përkthimit, prezantuesit shqipfolës dhe pamundësia e imitimit adekuat, gjë që prodhon kopje të dobëta. Në shumë filma kriminalistikë dhe horror, që s'u dallohet mirë fillimi nga fundi dhe zor se u deshifrohet mesazhi, nuk mund të shohësh tjetër përpos akte mizorie, vjedhje, vrasje, dhunime... ose siç do të shprehej Derida në to "...dhuna shfaqet me artikulim".**



**Avni AVDIU**

Ndryshimet në kulturë, që përshkojnë tërë shoqëritë bashkëkohore, Bodriari i përshkruante me nocionin hiper-realitet. Hiper-realiteti sipas tij nuk është real, por më real se vetë realiteti, respektivisht më e vërtetë se e vërteta. E vërtetë sipas tij është ajo që është e aftë për reproduktim, ndërsa hiper-reale është ajo që tashmë është e reprodukuar, ajo që në mënyrë të përkryer e imiton modelin, ashtu që duken vetëm ato që veçqë janë riprodhuar, përderisa modelet mbesin të padukshme. Tërë struktura e shoqërisë së re, konsideronte ai, është hiper-reale, sepse të gjitha sferat e jetës bëhen reproduktim i modeleve të organizuara në sisteme. Në universin e tillë nuk vijnë në shprehje as shpërthimi i kritikave e as kontradiksionet, ngase gjithçka është e dizajnuar dhe e kontrolluar, kështu që është e pamundur edhe kritika.

Bumi informativ kontribuoi jashtëzakonisht në joshjen e lëndëve të konsumit. Hiper-revolucioni medial shpërtheu si rezultat i depërtimit të teknikave: televizive, audios, videos dhe të kompjuterit. Bota në ekran filloi të ripranohet si shumë më reale sesa bota jashtë ekranit.

Janë mediat ato që me shenjën e tyre sjellin gjer te neutralizimi i realitetit dhe ndërtimi i hiper-reales, respektivisht të vërtetës mediale, e cila është më reale se realja.

Hiper-realiteti, ky është iluzioni i krijuar nga mjetet e komunikimit që shfaqen si më të besueshme, si realitet i njëmendët.

Në këtë mënyrë vetë natyra e revolucionit manifestohet me karakteristika të reja, si mënyrë e krijimit të hiper-fenomenit.

Sipas Bodrijarit realiteti përhumbet në botën perëndimore, i fshehur fort nga komunikimi masiv, sepse ai ngrihet në hiper-realitet. Realiteti vetvetiu bie poshtë nën hiper-realitetin…përmes mjeteve ndërmjetësuese reproduktive siç janë fotografia dhe televizioni. Aq sa e vërtetë si duket metodë e vëzhgimit dhe e reprodukimit, po aq e më e dyshimtë bëhet edhe vetë kategoria e së vërtetës. E vërteta e bën të pamundshme të vërtetën.

Hiper-fenomeni i pasimit të informacioneve nga kërshëria kalon në banalitet dhe sërish nga banaliteti në kërshëri. Shumë radio e shumë televizione shtetërore e private, shumë faqe interneti... vërtet një shpërthim i pakapshëm informativ. Një lajm i njëjtë qarkullon nëpër to, herë me version të pandryshueshëm, herë ndryshe i stilizuar, herë i shoqëruar me imazhe... Secila media përpiqet të dëshmohet më profesioniste se tjetra. Një konkurrencë e hatashme për të bërë sa më shumë zhurmë...

Bodriari theksoi se në shoqëri gjithnjë e më tepër po shtohen informacionet, kurse po pakësohen dijet. Ai masmediat e në veçanti televizionin e sheh si diçka që magjeps dhe fascinon, duke pamundësuar çfarëdo qoftë dallimi të dukjes nga realja. Bombardimi informativ ka arritur atë nivel, saqë mënyra e vetme që ky presion të përballohet



Hiper-realiteti

është që informacionet të përcillen si shenja, duke ua hedhur plotësisht poshtë domethënien. Epoka e integritetit, e të menduarit, e privates dhe e së brendshmes, ia lëshoi definitivisht vendin epokës së magjepsjes, joshjes, fascinimit, marramendjes, momentales, transparentes dhe të pre-eksponimit. Bodriari sikurse edhe Bel ndikimin e masmediave në shoqëritë e zhvilluara bashkëkohore i marrin në kontekst negativ.

Mediat u erotizuan tej mase. Marketingu, logjika e të cilit konsiston vetëm se në joshje nuk heziton ta reklamojë çdo artikull me ndonjë femër tërheqëse dhe gjysmë të zhveshur, edhe në qoftë se ai artikull s'ka të bëjë aspak me femrat. Pra me të drejtë shkruante Bodriari se të gjitha strategjitë dominuese janë të ngritura mbi joshjen. Joshja është ajo që dominon sot dhe vetëm përmes saj mund të realizohen ato qëllime që nuk është e mundur fare me mjete të tjera. Femrat që qeshin si Barbi kukulla, duan të na transmetojnë mesazhin se sa të lumtura ndihen pranë artikullit që reklamojnë, ose se çfarë kënaqësie ndjejnë gjatë konsumimit të tij.

"Koha jonë – thotë Derrida – është kohë e pa natyrë. Jeta në kohën informatike është ekspozim medial, e ngulfatur me shenja, simbole e marketing. Kontaktet e drejtpërdrejta ose komunikimet direkt janë bërë të pamundshme: janë të mundshme vetëm shenjat dhe reproduktimet.

Programet televizive më tepër janë kopje të programeve të mediave perëndimore. Dallojnë nga titrat e përkthimit, prezantuesit shqip-folës dhe pamundësia e imitimit adekuat, gjë që prodhon kopje të dobëta. Në shumë filma kriminalistikë dhe horror, që s'u dallohet mirë fillimi nga fundi dhe zor se u deshifrohet mesazhi, nuk mund të shohësh tjetër përpos akte mizorie, vjedhje, vrasje, dhunime... ose siç do të shprehej Derida në to "...dhuna shfaqet me artikulim".

Të njëjtat skena më pas reflektohen në jetën e përditshme; madje edhe te fëmijët lind dëshira për të luajtur më tepër me revole. Kështu bota nga manifestimi i mendjes universale, kalon në manifestimin e mendjes cinike.

Serialet s'kanë të ndalur: sa përfundon njëri, fillon tjetri. Edhe jeta na është bërë serial, sepse është e ndërlidhur fort me to.

Një e përditshme sjell shënimin me titull "Seritë latino- amerikane po shkatërrojnë vlerat shqiptare", ku theksohet se të rinjtë më së shumti harxhojnë kohën e tyre duke shikuar telenovela. Sondazhet e ndryshme të bëra jashtë mbi ndikimin e televizionit tregojnë se sa ushtron ai ndikim mbi prirjet për krime dhe dhunë. Shumica e shikuesve të këtyre serialeve janë femra (të cilat ngjarjet e serialeve i përjetojnë me pasion të madh dhe në mënyrë emocionale). Jeta e personazheve përshkohet me lidhje jashtëmartesore, shkurorëzime etj. Kështu që vërehet edhe tendenca e imitimit të personazheve nga shikueset në jetën e përditshme. Madje një shikuese përgjigjet se ka refuzuar edhe një ofertë të mirë për punë, sepse nuk i është përshtatur me orarin e transmetimit të serialeve. Sipas sondazheve që kanë bërë IREX, KOSOVA INDEX, GANI BOBI, etj. bëhet e ditur se programet më të shikuara janë këto seriale. Nënat që shikojnë këto seriale gati harrojnë të kujdesen për fëmijët e tyre. Artikullshkruesi ilustron një rast kur fëmija ka kërkuar bukë në kohën e transmetimit të këtyre serialeve dhe nëna e vet e ka goditur me papuçe.


Dialektika

Realiteti kështu na humb përpara syve, duke u derealizuar dhe mbirealizuar në hiper-realitetin e simulacionit. Njeriu avullohet si esencë e synuar në njëmendësinë e tij.

'Fiksioni i realitetit' dhe 'halucinimi i reales' vetëm sa e simulojnë realitetin. Realiteti tashmë privohet nga çfarëdo esence dhe përmbajtjeje...bëhet i derealizuar, i pseudorealizuar dhe i mbirealizuar.

Për dallim nga nihilizmi klasik i Shopenhauerit, Niçes, Shplengerit, ky nihilizëm i ri është transparent, i durueshëm dhe tolerant.

Dialektika 'super' dhe 'pseudo' që zhvillohet brenda prefiksit 'hiper', dallohet në mënyrë strikte nga dialektika klasike e Hegelit për tezën dhe antitezën, në kalimin e tyre gradual dhe shkrirjen në sintezë. Dallohet gjithashtu edhe nga dialektika negative e përpunuar nga shkolla sociologjike e Frankfurtit.

Në hiper-realitet, në atë që Bodriari e quan 'hapësirë-kohë të paqëllimtë të kodit', këto gjëra s'mund të luftohen. Është e pamundshme që me rendin e simulakrumeve dhe të simulacionit të luftojmë përmes një rendi më të ulët – të realitetit, e aq më pak kjo mund të arrihet përmes 'superioritetit dialektik'.

Dialektika postmoderne (përderisa mund të shprehemi se ekziston ndonjë dialektikë e tillë) paraqet ndërlidhjen reciproke të tezës dhe antitezës, që e shkakton ironia e gjetjes së tjetrës në vete.

Hiper-realiteti bëhet vetëtjetërsim i vetëdijes, ose siç thekson Derrida 'nënvetëdija' më nuk paraqitet si 'lëndë', por si dije potenciale ose dije e maskuar.

Vdekja është ajo që na pret thotë Bodriari në fund të sistemit. Vdekja e subjektit është çështje në vete, e ajo i është mveshur në shkrimet e Bodriarit 'strategjive fatale' dhe 'mbisundimit të objektivitetit'.

Vdekja sipas Bodriarit duhet kuptuar si formë e marrëdhënies shoqërore, ku humbet determinimi i subjektit dhe vlerës.

Subjektit disperziv të postmodernes i është pamundësuar qasja në kohë përmes dëshmimit, pranimit dhe konfirmimit. Përjetimet e kohës postmoderne janë çastet intensive skizofrenike, e jo vazhdimësia.

Kështu që me të drejtë, Bodriari thotë, se sot na ka mbetur vetëm fascinimi me format e zbrazëta dhe indiferente, fascinimi me sistemin, i cili po na shkatërron.

### Arsimi i Lartë në Kosovë

# POLITIKAT KOMBËTARE PËR INTEGRIM NË ZONËN EVROPIANE TË ARSIMIT TË LARTË

**Nën organizimin e Ministrisë së Arsimit, Shkencës dhe Teknologjisë së Kosovës (MASHT), më 23-24 prill 2007 në Hotel Grand u mbajt konferenca ndërkombëtare mbi strategjinë e Integrimeve në Zonën Evropiane të Arsimit të Lartë.**



**Gëzim QERIMI**

Ministri i Arsimit Agim Veliu, i cili bëri hapjen e konferencës, theksoi: Objektivi i kësaj Konference është shkëmbimi i përvojës me hartuesit e politikave dhe ekspertë nga vendet e tjera, si dhe me institucionet relevante evropiane për politikat dhe qasjet e Bolonjës.

Ndërsa Dukagjin Popovci, koordinator i konferencës theksoi:

Ministria e Arsimit, Shkencës dhe Teknologjisë e Kosovës (MASHT), është në proces të përpilimit të planit të punës për zhvillimin e politikave integruese të Kosovës në Zonën Evropiane të Arsimit të Lartë. Kjo është pjesë e projektit Tempus për promovimin e Procesit të Bolonjës në Kosovë, që është duke u implementuar në bashkëpunim me Universitetin e Prishtinës dhe dy institucionet partnere të BE-së: Universitetin e Lubjanës (Slloveni) dhe Universitetin e Peloponezit (Greqi).

**Konkluzionet që u nxorën nga kjo konferencë janë si me poshtë:**

Për shumë vende, si edhe për Kosovën, "Bolonja" ka qenë një frymëzim dhe një recetë për reformat më se të nevojshme në sistemin e arsimit të lartë. Në të njëjtën kohë kemi nisur të ndërtojmë së bashku një kornizë të përbashkët për ta kthyer në realitet idenë se studentët dhe mësimdhënësit, së bashku, duhet të lëvizin lirshëm përbrenda Zonës Evropiane të Arsimit të Lartë, duke iu njohur plotësisht kualifikimet e tyre.

Ka kufizime ndaj lëvizjes së lirë në formën e ndalimeve ligjore e financiare jashtë kompetencës së Ministrisë të Arsimit, por për ndërtimin e një Evrope të Njohurive duhet të përpiqemi t'i tejkalojmë këto probleme.

Elementet qendrore në Procesin e Bolonjës janë zhvilluar në secilin shtet pjesëmarrës:

1. Një sistem diplomimi tre-ciklik në secilin shtet pjesëmarrës me diploma bachelor, master dhe doktoraturë,
2. Sisteme kombëtare për sigurimin e cilësisë që bashkëpunojnë në një rrjet të gjerë evropian,
3. Njohje e diplomave dhe e periudhave të studimeve nga shtetet e tjera pjesëmarrëse.

Këto elemente janë po aq relevante për Kosovën sa janë për Norvegjinë a Slloveninë. Secili prej tyre ka një përmasë kombëtare dhe një tjetër evropiane.

Theks i veçantë në Konferencë iu kushtua Zonës Evropiane së Arsimit të Lartë përtej vitit 2010 .

Zona Evropiane e Arsimit të Lartë përtej vitit 2010 do të përfshijë parimet e mëposhtme:

• Përgjegjësinë publike për arsim të lartë;
• Autonominë Institucionale;
• Pjesëmarrjen e studentëve në qeverisjen e arsimit të lartë;
•Bashkëpunimin dhe besimin ndërmjet shteteve dhe organizatave pjesëmarrëse.

Zona e Arsimit të Lartë nuk është vetëm strukturë. Ajo ka edhe përmasën e saj sociale. Kjo do të thotë se në ZEAL, arsimi i lartë duhet të jetë njëlloj i disponueshëm për të gjithë, dhe studentët duhet të jenë në gjendje t'i kompletojnë studimet e tyre pa pagesa të lidhura me gjendjen e tyre sociale dhe ekonomike. Kjo, kuptohet, do të jetë një sfidë e madhe për Kosovën, jo e lehtë për ta përballuar, por duhet të mbahet si një vizion për të ardhmen.

**Marrëdhënia me Strategjinë e BE-së në Lisbonë është e rëndësishme për Arsimin e Lartë Evropian.**

Mund të jetë ide jashtëzakonisht e mirë që Këshillit të Evropës t'i jepej një pozicion më qendror në Zonën Evropiane të Arsimit të Lartë pas vitit 2010, sesa ka aktualisht në Procesin e Bolonjës. Kjo deri në njëfarë mase do ta balanconte orientimin drejt tregut të Strategjisë së Lisbonës të Bashkimit Evropian për t'u bërë ekonomia më konkurruese dhe dinamike e bazuar në dije në botë, me një theks paralel në bashkëpunim dhe marrëdhëniet ndërkulturore ndërmjet të gjithë pjesëmarrëseve. Këshilli i Evropës mund të jetë edhe zëdhënës për shumë shtete të vogla në Evropën Juglindore, shtetet të cilat Këshilli i Evropës i ka asistuar për një kohë shumë të gjatë.

Për Kosovën, besoj së gjëja më e rëndësishme është të vazhdohet me zhvillimin e sistemit të arsimit të lartë të bazuar në parimet dhe strukturat për të cilat pajtohemi të gjithë. Kosova vetëm me një punë dinamike të jashtëzakonshme mund që të integrohet në Zonën Evropiane të Arsimit të Lartë në vitin 2010.

**Në konferencë u mbajtën këto sesione:**

1. Janja Komljenoviq nga Asociacioni i Universiteteve Evropiane
• Ndryshimet kurrikulare dhe institucionale në institucionet e arsimit të lartë në Evropë.
2. Enver Hasani – Rektor i Universitetit të Prishtinës
• Trendët e Bolonjës në Arsimin e Lartë në Kosovë
3. Sjur Bergan, Këshilli i Evropës
• Përgjegjësitë publike për Arsimin e Lartë
4. Per Nyborg, Ekspert i Arsimit të Lartë, Norvegji
• Procesi i Bolonjës pas vitit 2010

**Ndërsa grupet e punës në këtë konferencë diskutuan rreth këtyre çështjeve:**

• Reformat kurrikulare në Arsimin e Lartë
• Sigurimi i Cilësisë në Arsimin e Lartë
• Qeverisja në Arsimin e Lartë dhe
• Roli i Studentëve dhe shërbimet e studentëve.

## Problemet në arsimin e Kosovës

# KU QËNDRON PROBLEMI?

**Nxënësit, meqë nuk i kuptojnë këto kuazi-reforma që bëhen shkel e shko, kërkojnë kthimin e mënyrës tradicionale të mësimit, dhe kjo vetëm sa e bën më alarmante ngecjen në arsimimin e gjeneratave të reja.**

**Fitim VELIU**

Kur flasim për arsimin e të rinjve duhet të mendojmë për problemet me të cilat ballafaqohen ata në shkollat tona si pasojë e metodave të mbrapshta të edukatorëve të tyre dhe të strukturës udhëheqëse shkollore që nuk funksionon si duhet. Pra shkollimi i gjeneratave të reja i eksponohet rrezikut të mos avancimit dhe e gjithë kjo lidhet me gjeneratat të cilat janë shkolluar sipas sistemit dhe ideologjive të imponimit, ideologji të cilat janë shtresuar në vetëdijen e tyre dhe mandej ata i kanë bartur këto rryma në gjeneratat e ditëve tona.

Sistemi i mëhershëm i shkollimit ka prodhuar kuadro të paformuar sa i përket aspektit etik, kulturor dhe shpirtëror dhe kjo, siç thamë, ka ardhur si pasojë e mësimit të ideologjive, sistemeve dhe teorive, të cilat janë në kundërshtim me vetë qenien e individit. Kjo ka shkaktuar vakum në dije dhe perceptimin e gjërave në mënyrë të gabuar, sepse gjërat asnjëherë nuk janë studiuar si tani, por vetëm si copëza të një mozaiku të thyer. Kjo ka bërë që sot niveli i mësimit, bashkë me shumë faktorë të tjerë, të shënojë rënie drastike, sepse tash të rinjtë të cilët mësojnë nëpër shkolla ballafaqohen përveçse me mësimin tradicional, edhe me mungesa serioze të mësimit bashkëkohor, i cili nuk është reformuar si duhet.




Sa i përket rrezikut tjetër të mos avancimit në procesin mësimor është edhe mungesa e disa faktorëve sociologjikë, pedagogjikë dhe etikë, të cilët kanë rëndësi jetike për shkollimin dhe që e bëjnë arsimimin më përmbajtësor. Këta faktorë nuk vërehen fare, jo se mungon kuadri. Kompetencat e tyre janë zhveshur nga Ministria e Arsimit, gjoja për zbatimin e disa reformave të cilat nuk i kupton askush dhe nuk gjejnë vend askund dhe ne po shohim se sa mos funksionale janë këto reforma në aspektin e aplikimit të tyre, sidomos në shkollat fillore dhe të mesme, ku nga zbatimi i këtyre reformave nuk është i kënaqur asnjë nxënës, meqë ato janë shumë të vështira dhe nuk ka kush t'i aplikojë sepse mungojnë kuadrot profesionale dhe strukturat udhëheqëse shkollore.

Nxënësit, meqë nuk i kuptojnë këto kuazi-reforma që bëhen shkel e shko, kërkojnë kthimin e mënyrës tradicionale të mësimit, dhe kjo vetëm sa e bën më alarmante ngecjen në arsimimin e gjeneratave të reja. Ndërsa sa i përket universitetit, këto reforma kanë gjetur mbështetje te një numër i vogël studentësh që bashkëpunojnë për interesa personale me ministrinë e arsimit. Madje këto reforma kanë efektin e tyre negativ sa i përket disiplinës në funksionin etik. Shkolla nuk ka ndonjë rregullore sa i përket masave disiplinore dhe nxënësi është i lirë në të gjitha veprimet e tij. Struktura udhëheqëse shkollore si anarki totale është e dirigjuar nga politikat ekstreme të cilat i mbajnë kuadrot drejtuese sipas interesave të tyre.

Mirëpo e keqja më e madhe vjen kur kjo strukturë shkollore vendos për pranimin e kuadrove të reja pa ndonjë konkurrim publik. Këto dukuri janë shumë evidente dhe nuk po ndërmerret asgjë për përmirësimin dhe ndryshimin e tyre, prandaj duhet të punohet sa më shumë për ndryshimin e gjendjes. Në të kundërtën i eksponohemi një rreziku për të ardhmen, sepse këtij brezi i servohet njohuri pa ju dhënë përvoja që e ka lejuar atë njohuri të bëhet pjesë e trashëgimisë kulturore. Të gjitha njohuritë e servuara janë vetëm pozitiviste dhe asgjë më shumë. Me dinamikën e zhvillimit të jetës, zhvillohet edhe mendimi mbi perceptimin e gjërave të cilat duhet të plasohen me një frymë dhe model të ri nga kuadrot e reja dhe kjo është shumë esenciale për mundësinë e tejkalimit të gjendjes së rëndë ekzistuese në arsimin tonë.

Na mbetet pra të merremi me sistemin edukativo arsimor, sepse ai bart në vete dy komponentë: atë të formimit, por mund të ketë edhe atë të devijimit nëse merret ndaras nga etika dhe nga religjioni.

## Takim Letrar

# KUR GJENERATAT E REJA FILLOJNË TË RIKTHEHEN TEK VLERAT, E ARDHMJA DO TË JETË E SIGURT

**"Ka pasur një zvetënim të interesimit, por e mira është që gjeneratat e reja po fillojnë të rikthehen tek vlerat, dhe atëherë e ardhmja do të jetë më e sigurt për letërsinë dhe për artin" - tha Dr. Milazim Krasniqi.**



**Nexhati SPAHIU**

Organizata " Paqja Studentore" ka organizuar një takim letrar me shkrimtarët Ervin Hatibin nga Tirana dhe Milazim Krasniqin nga Prishtina, të cilët me këtë rast lexuan disa pjesë nga krijimtaria e tyre dhe ju përgjigjën pyetjeve të shumta nga ana e të pranishmëve që kishin mbushur amfiteatrin e BKUK-së.

Të pranishmit në emër të organizatës "Paqja Studentore" i ka përshëndetur Gëzim Qerimi, i cili shpalosi disa nga qëllimet e kësaj organizate, duke shtuar se edhe ky organizim kulturor është pjesë e projekteve që ka kjo organizatë. "Paqja studentore" në agjendën e saj ka paraparë që gjatë këtij viti akademik të organizojë edhe disa organizime me karakter kulturor. I këtij karakteri ishte edhe takimi i organizuar me këta dy shkrimtarë të mirënjohur, tha Gëzim Qerimi. Më pas, duke folur për biografinë e Ervin Hatibit udhëheqësi i programit Arbër Zeka tha se Ervin Hatibi është i lindur në Tiranë në vitin 1974, ku ka studiuar gjuhën frënge në Institutin e Gjuhëve të Huaja në Tiranë, është një nga poetët e brezit të ri ose më i riu i brezit të tij, i brezit rinor të fund-komunizmit, duke shtuar se Ismail Kadareja ka thënë se: 'Ervin Hatibi është vazhdimësia dhe e ardhmja e poezisë moderne shqiptare'. Pra, një talent që e ka treguar veten qysh kur ka qenë 15-vjeçar. Ai ka shkruar shumë poezi të modeleve të ndryshme dhe në poezinë e tij gjejmë potpuri stilesh. Dallohet për origjinalitetin dhe përbërjen e mrekullueshme të gjuhës shqipe. Prej krijimtarisë veçohen "Përditë shoh qiellin", "Pasqyra e lëndë" etj. Shkrimtari Ervin Hatibi lexoi para të pranishmeve disa pjesë nga krijimtaria e tij (poezi dhe ese), dhe u shpreh i lumtur për mundësinë e këtij komunikimi me të pranishmit. Me poezi u paraqit edhe shkrimtari nga Kosova, Dr. Milazim Krasniqi, për të cilin po ashtu u dha një biografi e shkurtër.




U tha se poezitë e tij janë përfshirë në analogji të ndryshme, dhe se disa nga tekstet e tij për drama janë inskenuar edhe në teatrot e Kosovës. Ndërkohë Milazim Krasniqi i ka përshëndetur të pranishmit dhe njëkohësisht i ka falënderuar për pjesëmarrjen masive, dhe është shprehur se këso pjesëmarrje japin shpresë për rikthimin e vlerave të artit. "Ka pasur një zvetënim të interesimit, por e mira është që gjeneratat e reja po fillojnë të rikthehen tek vlerat, dhe atëherë e ardhmja do të jetë më e sigurt për letërsinë dhe për artin" - tha Dr. Milazim Krasniqi. Ai më pas lexoi disa poezi të tij të palexuara deri me tani: "Shkëputje", "Mungesa e një pyetje", "Vrasja e mësuesit", "Bosh", " Shumëzimi i fytyrës", etj. Pas leximit të poezive, është zhvilluar një debat që kishte të bënte me letërsinë dhe zhvillimet letrare në letërsinë shqipe, ku Ervin Hatibi dhe Milazim Krasniqi iu përgjigjën pyetjeve të shumta nga ana e të pranishmëve.

Do theksuar se organizime të kësaj natyre janë shumë të nevojshme për studentët dhe është një hap i mirë që " Paqja Studentore" ka marrë përsipër një organizim të tillë.


Pjesëmarrësit në takimin letrar

## Reflektime ndërkombëtare për Kosovën

# Propozimi i Ahtisaarit rikthen Kosovën në top-listën e vëmendjes ndërkombëtare

**SHBA-ja, Britania, Gjermania e Madhe dhe disa vende tjera kanë dalë hapur në mbështetje të propozimit të Ahtisaarit, Rusia si aleat tradicional i Serbisë, ashtu siç është pritur, është shprehur kundër këtij propozimi, dhe ka kërkuar që të dërgohet një mision fakt-mbledhës i Këshillit të Sigurimit në Kosovë.**

**Demir RESHITI**

Prezantimi në Këshillin e Sigurimit të OKB-së i propozimit të krye-ndërmjetësit ndërkombëtar për statusin e Kosovës, Martti Ahtisaari i cili parasheh një pavarësi të mbikëqyrur për Kosovën, ka rikthyer Kosovën në qendër të vëmendjes ndërkombëtare gjatë këtij muaji.


Martti Ahtisaari

Ky propozim ka nxitur reagime nga më të ndryshmet dhe ka vënë në lëvizje pothuajse tërë diplomacinë ndërkombëtare e cila është ndarë në dy grupe. Përderisa SHBA-ja, Britania, Gjermania e Madhe dhe disa vende tjera kanë dalë hapur në mbështetje të propozimit të Ahtisaarit, Rusia si aleat tradicional i Serbisë, ashtu siç është pritur, është shprehur kundër këtij propozimi, dhe ka kërkuar që të dërgohet një mision fakt-mbledhës i Këshillit të Sigurimit në Kosovë. Kjo kërkesë e Rusisë, që është pranuar nga Këshilli i Sigurimit, është parë më tepër si një përpjekje për ta shtyrë zgjidhjen e statusit.

Përfaqësues të shteteve dhe asociacioneve ndërkombëtare si dhe analistë të ndryshëm, edhe gjatë kësaj periudhe kanë vazhduar të merren me Kosovën, duke bërë kështu që Kosova edhe më tutje të jetë në qendër të vëmendjes ndërkombëtare.

Në vazhdim po e paraqesim një kronologji të ngjarjeve dhe deklaratave më të rëndësishme lidhur me Kosovën, në periudhën 12 mars -10 prill.

**(12 mars) BE-ja përgatitet për Kosovën**

**Bruksel**–Bashkimi Evropian është duke përgatitur plane për angazhimin e misionit të vet në Kosovë që do të duhej ta zëvendësojë misionin civil të OKB-së. Këtë e ka bërë publike të hënën agjencia “Associated Press” (AP), duke iu referuar përmbajtjes së një plani të besueshëm të BE-së.

**Uashington**–Kosova “nuk krijon precedent për rajone të tjera”, siç janë Abkazia, Osetia Jugore, Çeçenia apo Korsika, ka thënë të hënën ndihmës-sekretari amerikan i Shtetit Daniel Fried.

**(13 mars) PE mbështet planin e Ahtisaarit, por pa fjalën pavarësi**

**Strasburg**–Parlamenti Evropian (PE) ka votuar në Strasburg për të mbështetur planin e kryenegociatorit Martti Ahtisaari për statusin e Kosovës.

Raportuesi i PE-së për Kosovën, Jost Langedijk, është shprehur i zhgënjyer që nuk ka pasur mbështetje të mjaftueshme për fjalën “pavarësi” ose “sovranitet i mbikëqyrur”.



Ban Ki Moon

**(14 mars) Ban Ki Moon: Nevojitet zgjidhje e qëndrueshme për Kosovën**

**Nju Jork**–Sekretari i përgjithshëm i OKB-së, Ban Ki Moon, ka vlerësuar se nevojitet që sa më shpejt të përfundojë procesi i përcaktimit të zgjidhjes për statusin e Kosovës dhe të gjendet një zgjidhje e qëndrueshme.

**(15 mars) Kosachev: KS nuk duhet ta shqyrtojë Planin e Ahtisaarit**

**Moskë**–Kryetari i Komitetit për çështje ndërkombëtare i Duma-s ruse, Konstantin Kosachev, ka thënë të enjten se KS i OKB-së nuk duhet ta shqyrtojë Planin e Ahtisaarit për Kosovën, derisa në Kosovë nuk zbatohet në tërësi Rezoluta 1244, në pjesën e respektimit të drejtave të njeriut.

**(19 mars) Këshilli i Sigurimit i OKB-së debaton për gjendjen në Kosovë**

**Nju Jork**–Shefi i UNMIK-ut, Joachim Ruecker, në një seancë të mbyllur të KS të OKB-së për Kosovën, ka paraqitur raportin lidhur me progresin e arritur në Kosovë.

Përfaqësuesi amerikan në OKB, Alehandro Wolf, ka thënë se raporti i Rueckerit ishte i balancuar dhe objektiv. Ambasadori rus në OKB, Vitali Çurkin ka përsëritur qëndrimin e Rusisë se Këshilli i Sigurimit nuk mund të imponojë një zgjidhje për statusin e Kosovës dhe e ka lëshuar mbledhjen në shenjë proteste për raportin e Rueckerit.

**(20 mars) Britania e Madhe mbështet Ahtisaarin**

**Londër**–Ministria e Jashtme e Britanisë së Madhe, ka njoftuar se plotësisht mbështet të dërguarin e posaçëm të OKB-së për statusin e Kosovës, Martti Ahtisaarin dhe rekomandimet e tija.

**(21 mars) Lavrov: Do ta kundërshtojmë dokumentin e Ahtisaarit**

**Moskë**–Nëse Këshilli i Sigurimit tenton të imponojë zgjidhje për statusin e Kosovës që nuk është e pranueshme për serbët, zgjidhja e këtillë nuk do të jetë e pranueshme as për Rusinë. Këtë e ka deklaruar të mërkurën gjatë një fjalimi në “Duma”, shefi i diplomacisë ruse Sergey Lavrov.



Konstantin Kosachev

**(22 mars) Ban Ki-Moon: Përcaktimi i statusit të Kosovës është prioritet i OKB-së**

**Nju Jork**–Lëvizja drejt përcaktimit të

statusit të Kosovës është prioritet i bashkësisë Ndërkombëtare, ka deklaruar në një intervistë për të përditshmen ruse “Vreme Novosti”, sekretari i përgjithshëm i OKB-së, Ban Ki-Moon.

**(25 mars) Burns: Uashingtoni e përkrah planin e Ahtisaarit**

**Uashington**–Uashingtoni e përkrah planin e të dërguarit të posaçëm të OKB-së Martti Ahtisaari për Kosovën. Ky qëndrim do të bëhet i njohur nga nënsekretari amerikan i shtetit Nicholas Burns, të hënën gjatë vizitës së tij në Bruksel. Lajmi është konfirmuar nga zëdhënësi i Departamentit Amerikan të Shtetit Sean McCormack.

**(26 mars) Ahtisaari rekomandon pavarësi të mbikëqyrur**

**Nju Jork**–Raporti i të dërguarit të posaçëm të OKB-së për Kosovën, Marti Ahtisaari, i cili i është dorëzuar Këshillit të Sigurimit të OKB-së, rekomandon pavarësi e cila do të mbikëqyret nga bashkësia ndërkombëtare.

Raporti ka marrë mbështetje të plotë nga kreu i OKB-së, Ban Ki-Moon, nga Shtetet e Bashkuara të Amerikës, nga Presidenca gjermane e Bashkimit Evropian, nga Britania e Madhe; nga shefi i diplomacisë evropiane Havier Solana dhe sekretari i përgjithshëm i NATO-s Jaap de Hoop Scheffer. Ndërsa Moska zyrtare është shprehur për vazhdimin e negociatave.

**(27 mars) Burns: Nuk ka nevojë për negociata tjera**

**Bruksel**–Nënsekretari amerikan i Shtetit, Nikolas Burns, ka thënë se SHBA-ja është kundër rinisjes së negociatave rreth planit të Ahtisarit dhe ka hedhur poshtë kërkesën e Rusisë dhe Serbisë për zëvendësimin e krye-ndërmjetësit Martti Ahtisaari me një të deleguar tjetër.

**(28 mars) Dy presidentë, dy qëndrime të ndryshme**

**Uashington**–Presidenti i SHBA-së,


Nicholas Burns

George Bush, dhe ai i Rusisë, Vladimir Putin, nëpërmjet një bisede telefonike kanë diskutuar për çështjen e statusit të Kosovës. Dy presidentët kanë pasur qëndrime të ndryshme lidhur me statusin e Kosovës.

**(30 mars) Shefat e diplomacive të BE-së pa qëndrim të përbashkët për Kosovën**

**Bremen**–Shefat e diplomacive të BE-së, nuk kanë arritur që të marrin qëndrim të përbashkët lidhur me propozimin që Kosova të bëhet e pavarur nën mbikëqyrje ndërkombëtare, përkundër përpjekjeve të Gjermanisë që të mbështetet ky plan, kanë njoftuar burime diplomatike nga BE-ja.

**(3 prill) Ahtisaari prezanton në KS të OKB-së planin e tij për statusin e Kosovës**

**Nju Jork**–Para ambasadorëve të vendeve anëtare të Këshillit të Sigurimit, i dërguari i posaçëm i OKB-së për statusin e Kosovës, Martti Ahtisaari ka prezantuar propozimin e tij, bashkë me rekomandimet që parashohin pavarësinë e mbikëqyrur për Kosovën. Pas Ahtisaarit ka diskutuar kryeministri serb Vojisllav Koshtunica, ndërsa në emër të Kosovës, ambasadorëve iu është drejtuar shefi i UNMIK-ut, Joachim Ruecker, i cili ka lexuar letrën e presidentit Fatmir Sejdiu.

**(4 prill) SHBA-ja dhe vendet kryesore perëndimore pro pavarësisë së Kosovës**

**Nju Jork**–Në pjesën e dytë të takimit, të KS në Nju Jork, opinionet dhe vlerësimet e tyre i kanë dhënë të gjithë ambasadorët e vendeve anëtare të Këshillit


Sean McCormack

të Sigurimit, në mesin e të cilëve edhe përfaqësuesit e 5 vendeve të përhershme, si dhe vetë kryenegociatori Ahtisaari. Ambasadori amerikan, Alejandro Wolff, e ka përgëzuar Ahtisaarin për planin e tij lidhur me statusin. Ambasadori britanik Emyr Jones Parry, në cilësinë e presidentit të radhës të Këshillit të Sigurimit për këtë muaj, ka thënë se tek anëtarët e Këshillit kishte një mbështetje të konsiderueshme për pavarësinë e Kosovës nën mbikëqyrje ndërkombëtare.

**Nju Jork**–SHBA-ja beson në pavarësinë e Kosovës dhe propozimi i Ahtisarit përbën suazën më të mirë për realizimin e kësaj pavarësie, ka deklaruar në një takim me gazetarë në Nju Jork, i dërguari i posaçëm i SHBA-së për Kosovën Frank Wisner.

**(6 prill) McCormack: Çështja e Kosovës të zgjidhet në një të ardhme të afërt**

**Uashington**–Çështja e Kosovës një kohë të gjatë është zvarritur në sistemin ndërkombëtar, ndaj mendojmë se është koha për ta zgjidhur atë në një të ardhme të afërt. Kështu ka deklaruar në një takim me gazetarë, zëdhënësi i Departamentit amerikan të Shtetit, Sean McCormack.

**Londër**–Kosova është rast i veçantë dhe ne nuk do t’i pranojmë përpjekjet e çfarëdo grupi që ta përdorë Kosovën për të krijuar precedent, ka thënë në një intervistë për Radion Evropa e Lirë, zëvendës-ambasadorja e Britanisë së Madhe në OKB, Caren Pierce.

**(8 prill) Ahtisaari: Pavarësia e mbikëqyrur e vetmja alternativë**


Besnik Mustafaj

**Lubjanë**–Pavarësia e mbikëqyrur është alternativa e vetme për statusin e Kosovës dhe Serbia një ditë do të ndryshojë qëndrimin e saj nëse dëshiron me të vërtetë të bëhet anëtare e Bashkimit Evropian. Këtë e ka deklaruar kryenegociatori Ahtisaari në një intervistë për të përditshmen sllovene “Delo”.

**Uashington**–Senati i Kongresit Amerikan i ka dorëzuar një rezolutë Qeverisë amerikane, me të cilën kërkohet të mbështetet pavarësia e mbikëqyrur e Kosovës. Rezoluta është sponsoruar nga katër senatorë të dy partive, Joseph Lieberman, Gordon Smith Joseph Biden dhe John McCain, dy të fundit janë edhe kandidatë për president.

**Vjenë**–Shefi i diplomacisë shqiptare Besnik Mustafaj, ka deklaruar për të përditshmen austriake “Kurir”, se nuk do të bëhet bashkimi i Kosovës me Shqipërinë e as Shqipëria e Madhe.

**(10 prill) Kosova, shkak i replikës ndërmjet ambasadorit rus dhe atij amerikan në KS**

**Nju Jork**–Kosova ka qenë shkak i një replike të ashpër ndërmjet përfaqësuesit të SHBA-së Alehandro Wolf dhe atij rus Vitaly Churkin në seancën e KS të OKB-së, kushtuar Abhazisë.

## Vizitë në Shtëpinë e Personave të Moshuar dhe pa përkujdesje familjare

# NJERËZIT NË MOSHË, TË LËNË NË HARRESË!

**Shtëpia e Personave të Moshuar dhe pa përkujdesje familjare, institucion i cili është në kuadër të Ministrisë së Punës dhe Mirëqenies Sociale me të gjitha mundësitë që ka, mundohet që të përkujdeset në mënyrë sa më të mirë për banuesit që banojnë në këtë Shtëpi.**



Osman D. GASHI



Drejtoresha e këtij institucioni Raze Aliçkaj na tregoi se kjo shtëpi është hapur në vitin 1963, dhe që nga ajo kohë është në shërbim të personave në moshë, apo për ata të cilët nuk kanë ndonjë përkujdesje familjare, dhe është i vetmi institucion i këtij lloji në Kosovë për momentin. Në këtë shtëpi janë të vendosur 109 persona me këtë strukturë të ndryshme gjinore dhe kombëtare:

| | | |
|---|---|---|
| **Gjinore:** | | |
| Femra | 48 | |
| Meshkuj | 61 | |
| | | |
| **Kombëtare:** | | |
| Kombësia | | |
| Gjinia | (M) | (F) |
| Shqiptar 80 | 51 | 29 |
| Serb 17 | 5 | 12 |
| Boshnjak 5 | 2 | 3 |
| Rom 4 | 1 | 3 |
| Kroat 1 | 0 | 1 |
| Hungarez 1 | 0 | 1 |
| Ashkali 1 | 1 | 0 |

Pyetjes sonë drejtuar z. Aliçkaj se: A ka raste kur vetë familjarët, djali apo vajza, e sjell vetë prindin e vet në institucionin tuaj? - ajo iu përgjigj: "Po, para luftës kishte pasur raste kur bijtë i kanë vendosur prindërit e tyre në këtë Shtëpi dhe kishin participuar për këtë gjë, kurse pas luftës kur njerëzit i kanë sjellë të afërmit e tyre këtu, nuk është paguar si para luftës por kjo është realizuar përmes donacioneve të ndryshme që i kanë dhënë organizatat e ndryshme vendore e ndërkombëtare, kurse viteve të fundit jemi në përgjithësi në mbështetje të Ministrisë së Punës dhe Mirëqenies Sociale dhe tani vendosja e banuesve në Shtëpinë e Personave në Moshë bëhet përmes një udhëzimi administrativ, i cili është lëshuar në qershor të vitit 2004, dhe i cili përcakton kriteret për ata të cilët mund të vendosen për të banuar në Shtëpinë e Personave në Moshë."

Kushtet e dokumentacionit të cilin duhet ta kompletojë një paraqitës i kërkesës për banim në këtë shtëpi, janë:

- Të jetë banor i përhershëm i Kosovës
- Të jetë mbi 65 vjet
- Të jetë pa përkujdesje familjare
- Të jetë në gjendje të mirë psikike
- Të mos vuajë nga sëmundjet infektive
- Leja e njoftimit
- Certifikata e lindjes
- Certifikata e mjekut specialist – infektologut
- Certifikata e mjekut specialist – neuropsikiatrit
- Certifikata e gjendjes ekonomike
- Certifikata e gjendjes familjare
- Dy fotografi

Kushtet që i gëzojnë banuesit në Shtëpinë e Personave në Moshë janë kryesisht të mira. Në këtë shtëpi është kuzhina në të cilën banuesit ushqehen tri herë në ditë, është shërbimi mjekësor, stomatologjik, dhomat për terapi të ndryshme. Kur këta të moshuar kanë nevojë për barna të ndryshme kanë barnatoren brenda objektit dhe të gjitha barnat i kanë falas.

Ka edhe raste kur të moshuarit që janë banues në këtë institucion vdesin dhe me këtë rast bëhet lajmërimi i familjeve të tyre. Nëse familjet shprehin dëshirën që ta varrosin të dashurin e tyre, atëherë shpesh vet institucioni ua dërgon të ndjerin në shtëpi, por në rast se familja nuk dëshiron që ta varrosë të ndjerin atëherë institucioni e kryen tërë ceremoninë dhe e varros atë në varrezat e Dragodanit në Prishtinë.

Edhe pse në këtë Shtëpi ekzistojnë




Restauranti

këto kushte, banuesit që banojnë aty nuk janë plotësisht të lumtur, pasi iu mungojnë familjet, të dashurit e tyre, etj. Disa prej këtyre banuesve nuk kanë pasur askënd që të përkujdeset për ta, e disa të tjerë i kanë sjellë vetë bijtë apo bijat e tyre në këtë Shtëpi.
Ky institucion që siç thamë është në kuadër të Ministrisë së Punës dhe Mirëqenies Sociale, financimin e ka në përgjithësi prej kësaj ministrie, kurse sa


Stomatologjia


Parku në të cilin të moshuarit pushojnë

i përket donacioneve nga organizata të ndryshme, ato nuk janë duke u praktikuar më viteve të fundit. Këta njerëz të shtyrë në moshë në njërën anë, si dhe të mërzitur e me sëmundje në anën tjetër, pothuajse janë harruar fare. Vizita të ndryshme bëhen në këtë institucion nga organizata vendore e ndërkombëtare, por vetëm kaq, jo diçka më tepër që ndoshta do t'u ndihmonte edhe më këtyre njerëzve. Atyre iu sjellin disa dhurata simbolike gjatë festave, p.sh. gjatë festës së dy Bajrameve, gjatë festave të tjera për Pashkë, 8 Mars, apo në ndonjë ditë tjetër të këtyre natyrave festive.
Një rast ceket në vitin e kaluar, kur një person ka financuar udhëtimin për 30 persona të këtyre banuesve për një vizitë në Ferizaj dhe ka shtruar një drekë për këta të moshuar. Me këtë rast këta të moshuar ishin ndarë shumë të kënaqur dhe ishin gëzuar pa masë.
Le të shpresojmë që dikush t'u dal edhe më tepër në ndihmë këtyre personave, në mënyrë që t'u ofrohen sa më tepër kushte komode dhe efikase.


Njëra prej dhomave


Barnatorja

## Lindje e Mesme

# OFERTA E RIADIT PËR PAQE ME IZRAELIN

**Udhëheqësit e 22 shteteve arabe të mbledhur në Riad gjatë muajit maj i ofruan përmes një oferte shtetit çifut normalizimin e marrëdhënieve. Me këtë Liga Arabe e përtëriu ofertën e saj të gjerë për paqe me Izraelin sipas parimit tokë në shkëmbim për paqe.**

**Ajni SINANI**

Liga Arabe dha sqarime të tjera rreth një plani që ishte ofruar nga Arabia Saudite dhe që ishte adaptuar nga Samiti i Ligës Arabe në vitin 2002 në Bejrut. Që nga ajo kohë Izraeli e ka hedhur poshtë planin, por pasi ai u adaptua sërish nga Samiti i Riadit, Ehud Olmert tha se plani përmban pika pozitive dhe se mund të shërbejë si bazë për bisedime.

Sipas këtij plani, palestinezët do ta njihnin të drejtën për ekzistencë të Izraelit, kurse arabët do të bënin paqe me shtetin hebre. Ndërkaq, Izraeli si shkëmbim do të duhej të eliminonte kolonët dhe bazat izraelite si në Jordanin Perëndimor, ashtu edhe në Lartësitë Golan të Sirisë, duke i kthyer tokat e marra dhe duke u kthyer në kufijtë para luftës së 4 qershorit të vitit 1967. Sipas këtij dokumenti do të njihej formimi i shtetit të Palestinës që do të kishte sovranitet të plotë në Rripin Perëndimor dhe në Gazë, me kryeqytet Jerusalemin Lindor. Izraeli kërkon që të ruajë kolonët e tij në Rripin Perëndimor. Plani parasheh zgjidhjen e problemit të afro 4 milionë refugjatëve palestinezë sipas rezolutës 194 të OKB-së, por Izraeli refuzon që atyre t'u njihet e drejta për t'u kthyer në shtëpitë e veta!

Analistët vlerësojnë se Xhorxh Bush ka ndjekur një politikë tejet katastrofale në Lindjen e Mesme. Me përkrahjen e pa rezervë të Izraelit në konfliktin me palestinezët dhe me Hizbullahin dhe pushtimin e Irakut nga ana e saj, SHBA-ja kanë krijuar një imazh tejet negativ në Lindjen e Afërme.

Nga dobësimi i këtij pushteti amerikan më së shumti ka përfituar Irani, që është bërë aktor i pakapërcyeshëm i lojës në Lindjen e Mesme. E gjithë kjo ka bërë që qeveritë arabe, aleate të ngushta të SHBA-së të vihen në pozita të pavolitshme para popujve të tyre.

Me forcimin e Iranit bie në sy fakti se Arabia Saudite po merr gjithnjë e më shumë një rol të rëndësishëm ndërmjetësues në konfliktin e Lindjes së Mesme. Kjo edhe për faktin që të largohet ndikimi iranian në qeverinë palestineze, i cili është njëri nga donatorët më të mëdhenj të saj.

Në lidhje me planin saudit për konfliktin izreaelito-palestinez që e miratoi Liga Arabe gjatë Samitit të mbajtur në Riad, Izraeli është treguar i hapur për bisedime me shtetet arabe, me gjithë kundërshtitë që ka për propozimet e tyre.

Plani i ofruar vlerësohet se nuk mund të injorohet aq lehtë nga Olmert për disa arsye, prej të cilave do të veçoja faktin se për herë të parë numri i çifutëve që largohen është më i madh se i atyre që shkojnë në Izrael. Vetëm gjatë luftës me Hizbullahin, një e treta e popullatës së Izraelit ishte e detyruar që ta kalonte pjesën më të madhe të kohës në strehimore dhe në bodrume. Po sikur të zhvillohej një luftë ndërmjet arabëve dhe çifutëve ku do të përfundonin ata?!

Shumë çifutë thonë se Izraeli mund ta mposhtë shumë herë botën arabe dhe ajo përsëri nuk do të zhduket, kurse sipas tyre, nëse vetëm një herë bota arabe e mposht Izraelin, ai do të zhdukej nga faqja e dheut njëherë e përgjithmonë. Prandaj kohëve të fundit në mesin e popullsisë izraelite janë shtuar zërat që duan paqe më fqinjët arabë. Dëshmi për këtë është edhe fjalimi që kancelarja Merkel mbajti para ca ditësh në një universitet çifut në Jerusalem, që ishte ndërprerë shpesh nga duartrokitjet edhe pse ajo veç të tjerash kishte thënë: "Përse të mos bëhet realitet, në një ditë jo aq të largët, vizioni i ekzistencës së dy shteteve përbri njëri-tjetrit, Izraelit dhe Palestinës?"

Kancelarja gjermane gjatë takimit që pati me Olmertin dhe Mahmud Abasin, u mundua t'i japë "një shtysë të re" procesit të paqes në Lindjen e Mesme. Në konferencën e përbashkët për shtyp me zonjën Merkel, kryeministri çifut ndër të tjerash tha:

"Unë ftoj të gjithë liderët e vendeve arabe në një takim, natyrisht edhe mbretin saudit të cilin e konsideroj si një burrështetas shumë të rëndësishëm, që të arrijmë një marrëveshje. Qëllimi i një takimi të tillë do të ishte që të gjithë të prezantojnë idetë e tyre. Kjo është një çështje që ia vlen që të angazhohesh për të".

Nuk kaloi shumë dhe Olmert tha se nuk mendonte për të gjithë liderët arabë, por vetëm për presidentët dhe kryeministrat e moderuar të vendeve arabe. Ai në fillim tha se do t'i ftonte vetë ata liderë në takim, por më pas ndërroi mendje dhe tha se do të merrte pjesë në takim, nëse ai takim do të thirrej dhe do të drejtohej nga mbreti i Arabisë Saudite.

Kjo s'është për t'u habitur sepse dihet se mbreti saudit Abdullah mbetet i varur nga SHBA edhe përkundër distancimeve të tij të kohëpaskohshme që tregon karshi SHBA-së. Një gjë e këtillë ngjau gjatë Samitit të Ligës Arabe në Riad, kur ai foli me një gjuhë të ashpër në lidhje me pushtimin amerikan të Irakut. Pas atij fjalimi qeveria amerikane kërkoi sqarim nga ambasadori saudit në Uashington. Megjithatë, Arabia Saudite për SHBA-në konsiderohet një nga aleatët më të ngushtë dhe më strategjik arab për të.

Në konferencën që do të organizohej nga Arabia Saudite, sipas Olmertit, është e qartë se nuk do të merrte pjesë Libia, Hamasi dhe Siria. Sa i përket Sirisë, Olmert është treguar i gatshëm që të fillojë bisedimet veçmas me të rreth Lartësive të Golanit, por sirianët kërkojnë që çështja e Golanit të mos ndahet nga bisedimet palestinezo-izraelite.

Në një konferencë të mundshme mund të pritet një takim i të ashtuquajturit kuarteti arab për Lindjen e Mesme ku bëjnë pjesë Arabia Saudite, Egjipti, Jordania dhe Emiratet e Bashkuara Arabe, që konsiderohen shtete të moderuara dhe aleate të SHBA-së. Në atë takim do të mund të merrte pjesë edhe presidenti i palestinezëve Mahmud Abasi. Ky proces që ka mbetur në vend prej kohësh do të mbikëqyrej nga kuarteti i përbërë nga SHBA, Rusia, Kombet e Bashkuara dhe Bashkimi Evropian.

Kancelarja gjermane Angela Merkel gjatë takimit me Olmertin, e cila jo vetëm si kancelare e Gjermanisë por edhe në cilësinë e kryetares së presidencës së Bashkimit Evropian, u shpreh: "Unë besoj në vizionin e një zgjidhje me dy shtete: me Izraelin, ekzistenca e të cilit do të garantohej përgjithmonë dhe banorët e tij do të mund të jetonin të lirë dhe pa frikë nga dhuna dhe nga sulmet e fqinjëve dhe me një shtet palestinez, me kufij të njohur nga të dyja palët".

Gjatë vizitës në Ramallah, në takimin me presidentin palestinez Mahmud Abas, Merkel theksoi se të gjithë pjesëtarët e qeverisë palestineze duhet të përmbushin kërkesat e kuartetit për Lindjen e Mesme, pra njohjen e Izraelit dhe heqjen dorë nga dhuna. Hamasi është treguar i gatshëm që të lidhë armëpushim me Izraelin për një afat të pacaktuar, por ka refuzuar çfarëdo mundësie për ta njohur një herë e përgjithmonë Izraelin.

Shtetet arabe shpresojnë të marrin më shumë mbështetje nga SHBA dhe BE për këtë, por për shkak të zgjedhjeve presidenciale në Amerikë vlerësohet se bisedimet me siguri do të mund të zhvilloheshin pas presidencës së Bushit.

### Dhjetë vite të administrimeve ndërkombëtare, 1995-2005

# OKB-JA USHTRON TË GJITHA PUSHTETET KLASIKE TË SHTETIT NË TERRITORET NËN ADMINISTRIM

**Në fillim të viteve të 90-ta, OKB-ja kishte aplikuar një formë krejtësisht tjetër të Administrimeve Ndërkombëtare në krahasim me Administrimet të cilat pasojnë pas vitit 1995 e këndej.**



Islam PEPAJ

Administrimet ndërkombëtare kanë kaluar nëpër periudha të ndryshme, duke filluar që nga forma historike siç kanë qenë Protektoratet, pastaj në sistemin e Mandateve të Lidhjes së Kombeve. Pas Luftës së dytë Botërore, në kuadër të Organizatës së Kombeve të Bashkuara u formua Sistemi i Kujdestarisë, i cili kaloi në formën e Administratës civile të OKB-së, pastaj Administratat Tranzicionale të OKB-së, deri të konceptet më të reja të Administrimeve Territoriale ndërkombëtare, apo ai i qeverisjes ndërkombëtare të një shoqërie.

Përmes vendosjes së territoreve nën kujdestarinë e OKB-së (UN Trusteeship), OKB-ja ishte fokusuar edhe në zgjidhjen e problemeve në territoret jo vet të administruara. Ky sistem, zgjati deri në vitin 1994, ku edhe territori i fundit i kësaj kategorie, Ishujt Pallau, fituan pavarësinë. Sistemi i këtillë bazohej në kapitullin VII-të dhe VIII-të, të Kartës së Organizatës së Kombeve të Bashkuara. Pra, deri në fillim të viteve të 90-ta, OKB-ja kishte aplikuar një formë krejtësisht tjetër të Administrimeve Ndërkombëtare në krahasim me Administrimet të cilat pasojnë pas vitit 1995 e këndej. Këto Administrime, zakonisht ishin të bazuara në kapitullin XII-të dhe XIII-të. Mirëpo, sipas disa autorëve të Marrëdhënieve Ndërkombëtare, kemi administrime të cilat bazën juridike mund ta gjejnë në kapitullin VI dhe VII-të të Kartës së OKB-së. Lidhur me këtë shprehet edhe ish-sekretari i Organizatës së Kombeve të Bashkuara, Dag Hammaskiold, i cili citonte se ka edhe lloje të Administrimeve të cilat lejohen në bazë të kapitullit gjashtë e gjysmë të Kartës së OKB-së.

Kur themi se administrimet ndërkombëtare janë të reja, kjo rrjedh nga krahasimi i këtyre administrimeve me modelin e vjetër të kujdestarisë, pra atë klasik deri në vitin 1994. Administrimet e reja territoriale të OKB-së në Bosnjë dhe Hercegovinë në vitin 1995 dhe veçanërisht administrimi ndërkombëtar ne Kosovë 1999 e që vazhdon dhe ai në Timorin Lindor 1999-2002, inauguruan një formë të re të qeverisjes tranzicionale ndërkombëtare të autorizuar. Rastet e fundit të periudhës 1995-2005 të Administrimeve Ndërkombëtare Territoriale të OKB-së, i referoheshin kapitullit VII-të të Kartës së OKB-së. Disa autorë të së Drejtës Ndërkombëtare, intervenimet e bazuara në kapitullin VII-të të Kartës së OKB-së, i quajnë si intervenime humanitare. Nga kjo del se çdo herë kur shkeljet simbolike dhe masive të drejtave të njeriut dhe të drejtave të pakicave, mund të kualifikohen si kërcënim për paqen. Në këtë rast, Këshilli i Sigurimit mundet në bazë të kapitullit VII-të, të autorizojë që të ndërmerren masa që përfshijnë edhe përdorimin e forcës së armatosur, siç është manifestuar shumë qartë në rastin e Kosovës.

Pas ngjarjeve të 11 shtatorit të vitit 2001, me qëllim të luftimit ndërkombëtar dhe para së gjithash të luftimit të regjimit taleban, koalicioni Ndërkombëtar i prirë nga Shtetet e Bashkuara të Amerikës, kishte intervenuar në Afganistan, dhe pas ndjekjes së elementeve të këtij regjimi, kishte vendosur Administrimin Ushtarak në këtë vend. Pas intervenimit ushtarak, të përkrahur edhe nga ana e OKB-së, ky administrim ushtarak ishte kombinuar me admin-



Selia e OKB-së në Nju Jork

istrimin civil të OKB-së. Pothuajse në të njëjtën periudhë, në pranverë të vitit 2003, pas pamundësisë që në Këshillin e Sigurimit të arrihej konsensusi për intervenim multilateral ushtarak kundër regjimit të Sadam Hyseinit, SHBA-të dhe Britania kishin ndërhyrë ushtarakisht në Irak si një koalicion bilateral (pa rezolutë eksplicite të Këshillit të Sigurimit të Organizatës së Kombeve të Bashkuara). Këto ishin kryesisht forma të reja të administrimeve ndërkombëtare, ku siç thotë prof. Blerim Reka "për nga e drejta ndërkombëtare, mund të kategorizohen si një okupim ushtarak". Bazuar më lart, këto administrime mund të krahasohen me administrimet ndërkombëtare të pas Luftës së Dytë Botërore, siç ka qenë rasti me Gjermaninë, Japoninë dhe Austrinë. Ku këtyre shteteve, pas përfundimit të Luftës së II Botërore, në vend të Kushtetutës ju lejua vetëm Ligji themelor, rasti i Gjermanisë dhe Traktati themelor, rasti i Austrisë.

Po t'i krahasojmë administrimet ndërkombëtare të viteve 1995-2005, brenda këtyre administrimeve hasim ndryshime varësisht prej vendit në të cilin janë, apo kanë qenë duke u aplikuar. Po ta krahasojmë Administrimin Ndërkombëtar të Kosovës me atë të Timorit Lindor, del se misioni i Administrimit në Kosovë ishte i kundërt me atë të Timorit Lindor. E them këtë duke u bazuar në atë se misioni i administrimit ndërkombëtar në Timorin Lindor (UNTAED), kishte për qëllim që ta përgatiste popullin e këtij vendi për pavarësi dhe i mbikëqyri zgjedhjet kur populli i këtij vendi votoi në mënyrë dërmuese për pavarësi. Ndërsa rasti me Kosovën është i kundërt. Në Kosovë, misioni i Administrimit Ndërkombëtarë (UNMIK-ut), ishte që ta përgatiste popullin e këtij vendi për vetëqeverisje, apo për një autonomi substanciale. Pra, me këtë popullit të Kosovës ju mohua një e drejtë themelore, siç është e drejta për vetëvendosje, me të cilën popujve ju garantohet që të vendosin lirisht për fatin e tyre. Ndërsa kur jemi tek Administrimi Ndërkombëtar i Afganistanit dhe Irakut, edhe për faktin se këto administrime kanë shumë ngjashmëri ndërmjet vete, prapë ndeshim ndryshime. Administrimi ushtarak i Afganistanit ishte i kombinuar me administrimin civil të OKB-së. Ndërsa sa i përket administrimit të Irakut, edhe për kundër involvimit të OKB-së në Irakun e pas luftës, prapë se prapë administrata ushtarake amerikano-britanike mbeti pushteti real në këtë vend.

Krejt në fund, mund të themi se Organizata e Kombeve të Bashkuar prej vitit 1996 e këndej ka inauguruar një sistem krejt të veçantë të administrimeve territoriale të bazuara në kapitullin VII-të të kësaj Organizate. Më këtë lloj administrimi, OKB-ja ushtron të gjitha pushtetet klasike të shtetit në këto territore. Këtë e ka praktikuar në Sllavinë Lindore në vitin 1996, në Timorin lindor në vitin 1999-2002, dhe është duke e vazhduar në Kosovë prej vitit 1999. Lidhur me këtë shprehet edhe prof Blerim Reka, i cili në lidhje me administrimin e Kosovës nga UNMIK-u citon "Për nga fuqia, kompetencat, autorizimet dhe pushtetin që e ka sot UNMIK-u e tejkalon administrimin e thjeshtë territorial ndërkombëtar". Ndërsa sa i përket administrimeve në Afganistan dhe Irak, në atë të Afganistanit kishim një administrim ushtarak të kombinuar më atë civil, kurse në administrimin e Irakut, edhe pas përfundimit të konfliktit, ende vazhdon të jetë prezent administrimi ushtarak.




Administrata e Kombeve të Bashkuara në Kosovë

## Histori Islame

# Izolimi dhe orvatja për bashkëjetesë

**Për ne ka pak rëndësi si komenti i pabesimtarëve, ashtu edhe i atyre muslimanëve që mendojnë se Muhammedi s.a.v.s. ka udhëtuar vetëm me shpirt. Ne mendojmë se shumëçka vërteton se Kur'ani është mrekulli. Që atëherë e deri në ditët tona, njerëzimi po merret seriozisht me thëniet e All-llahut të Lartmadhëruar. Pa dyshim, një ditë shkencëtarët do të na sjellin fakte mbi shkuarjen e Muhammedit s.a.v.s. në qiell, ashtu siç All-llahu xh.sh na mundësoi që, me anën e zhvillimit teknologjik, ne të bindemi se vajtje-ardhja nga Mekka për në Palestinë brenda një nate është shumë e realizueshme.**



**Muhamed Jusufi – KAJOLLI**

Pas mos suksesit të delegacionit që u dërgua në Abisini, politeistët filluan sërish të mendojnë se cila do të ishte rruga më e pëlqyeshme për ta mundur Muhammedin. Ai ishte një njeri që nuk dinte shkrim dhe lexim, por në esencë ai kishte një mision. Ata që e besonin e shihnin përfundimin e rezultatit, ndërsa ata që nuk e besonin, shihnin se po formohej një rend i ri që ishte shumë i papërshtatshëm për elitën mekkase. Hyrja e Hamzait dhe Omerit në fenë e re, i trimëroi besimtarët në njërën anë, ndërsa pabesimtarëve në anën tjetër iu desh të merrnin masa të reja urgjentisht. Vendi ishte shndërruar në anarki, sepse pothuajse çdo familje kishte nga një person që e besonte revelatën e Muhammedit s.a.v.s. dhe asnjëra prej tyre nuk merrte guximin t'i mundonte ose t'i masakronte muslimanët. Në këtë kohë shumë të vështirë, kurejshët u mblodhën sërish për të gjetur një rrugëzgjidhje. Në këtë takim ata dolën me idenë se duhet t'i izolonin dhe t'i bllokonin totalisht. Për dallim nga takimet e tjera këtë herë vendimi u shkrua në lëkurë dhe u var në brendi të mureve të Qabes. Kjo mbase ishte shkresa e parë e këshillit të qytetit që i drejtohej popullit për leximin e një vendimi. Çuditërisht, vendimi për izolim ishte jo vetëm për muslimanët, por edhe për dy fiset të cilat e mbronin më së shumti Muhammedin. "Familja e Mutalibit, u izolua tërësisht, ndërsa nga familja hashimite u la e lirë familja e Ebu Xhehlit. Ky vendim u respektua thuajse 100%, nga fiset e tjera. Në këtë vendim thuhej: Fiset e vendit nuk duhet të bënin krushqi me ta në asnjë mënyrë, nuk do të bënin tregti, nuk t'iu flisnin, nuk do të këmbenin vizita, nuk do të merrnin pjesë as në ceremonitë martesore, e as në ato mortore. Ata nuk u mjaftuan vetëm me kaq, por i dërguan edhe në vendin e njohur Shiab, pronë e Ebu Talibit. Një vend i thatë midis dy kodrave".

Për vuajtjet e tyre është shkruar shumë dhe janë thurur shumë poezi. Përfundimisht mund të themi se këto vuajtje u ndërprenë pas tri viteve, pasi Muhammedi s.a.v.s. kishte paralajmëruar se kontrata e varur në Qabe është prishur, ndërsa në atë letër ka ngelur vetëm fjala Bismi Lah. Disa zemërbutë nga pala kundërshtare mbrojtën idenë duke thënë: nëse është e vërtetë kjo, atëherë do të anulohet vendimi për ta, sepse nuk kemi vendim të shkruar. Pasi u vërtetua thënia e Muhammedit s.a.v.s., marrëveshja u prish, deri për një kohë të pacaktuar. Ata duheshin të takohen sërish me axhën e Muhammedit s.a.v.s. për të marrë vendime të reja. Shpesh herë e kam pyetur veten se si kanë mundur të jetonin kaq gjatë të izoluar në një vend shkretinor. Përgjigjen e gjeta tek dr. Hasan Ibrahim Hasani i cili na sjell një detaj të rëndësishëm. Ai thotë: një prej zakoneve të kurejshëve ishte që tri muaj të vitit të mos luftohej. Ishin tri muaj që quhen muajt e ndaluar. Këtë periudhë kohore arabët e shfrytëzonin për lëvizje të lirshme dhe shkonin në haxh.

Midis Ebu Talibit, që konsiderohej pala mbrojtëse e Muhammedit ose ndërmjetësuese, palës së të dërguarve të shumtë të kurejshitëve dhe Muhammedit s.a.v.s. u zhvillua një takim tri palësh. Pala kurejshite kishte frikë se mos turpërohej para opinionit të gjerë të fiseve të Gadishullit, sepse Muhammedit mund t'i ndodhte ndonjë e papritur mu në kohën kur po pritej dita ditës të ndërronte jetë Ebu Talibi, i cili kishte kaluar të tetëdhjetat dhe ishte dobësuar shumë nga vuajtjet e tre viteve të izolimit. Muhammedi ju tha: " Juve ju mjafton vetëm një fjalë, dhe me të do t'i kishit nënshtruar arabët, e do t'i kishit përvetësuar popujt e huaj." Pasi të pranishmit ishin kuriozë të dinin se cila ishte ajo fjalë, ai ju tha: "Nuk ka hyjni tjetër, përveç All-llahut dhe të mos adhurohet askush tjetër përveç Tij". Takimi përfundoi pa rezultat, fjalët e tij si duket nuk lanë vend për konsensus.

**Viti i pikëllimit**

Derisa do të merrnin vendimin e ri, Muhammedit s.a.v.s. i vdiq axha, dhe pas tri ditëve edhe bashkëshortja e tij. Ndërsa historianë të tjerë mendojë se vdekja e gruas së tij erdhi pasi kishin kaluar mbi dy muaj që kur i kishte vdekur axha. Atij, i vdiqën dy personat më të afërt të tij. Tek axha i tij ai kishte mbështetjen fizike ndërsa tek bashkëshortja kishte mbështetjen shpirtërore. Kurejshitët ishin të hutuar pas vdekjes së këtyre dy personave të fuqishëm të Muhammedit s.a.v.s., dhe nuk kishin idenë se nga t'ia fillonin me vendimet e reja. Ndërkohe, fëmijëve të qytetit iu ishte lejuar që ta poshtëronin Muhammedin. "Një ditë kur Muhammedi po ecte në qytet, një i ri kurejshit i hodhi llum në të gjithë trupin. E bija u shkreh në vaj kur ai u kthye në shtëpi në atë gjendje dhe qante ndërsa e pastronte. "Mos qaj, vajza ime e vogël, - e qetësonte Muhamedi, - Zoti do ta mbrojë babain tënd". "Por, - shtoi me vete i ngrysur, - kurejshët nuk më trajtuan kurrë kështu sa ishte gjallë Ebu Talibi". Ky ishte vetëm një rast prej shumë rasteve që e kishte goditur njeriun që do të ndriçonte botën. Kur torturohej dhe poshtërohej në këtë mënyrë Muhammedi s.a.v.s., atëherë çfarë mund të themi për besimtarët të tjerë? Ishte mjerim i vërtetë. Shumë prej tyre mendonin se rrugëzgjidhja do të ishte nëse merrnin rrugën e emigracionit. Shumë prej tyre u munduan të shkojnë në Abisini, ndërsa vetë Muhamedi me Zejd ibn Thabit-in ia mësynë në Taif. Në këtë qytet Muhammedi s.a.v.s. u prit shumë më keq se në Mekkë, sepse nuk



Kamp izolimi

i ofruan mundësi as të bisedonte me ta. Populli i këtij vendi i kishte mësuar disa fëmijë mistrecë që ta torturonin duke e gjuajtur me gurë. Në pamundësi të qëndronte në këtë vend ai u detyrua që të kthehet për në Mekkë.

Kur Muhamedi s.a.v.s. kishte dalë nga Mekka, pabesimtarët ishin gëzuar pa masë sepse kishin 'shpëtuar prej sherrit të tij'. Por ai gëzim nuk ju zgjati shumë. Ata kishin mësuar se Muhammedi po qëndronte në shpellën Hira (aty ku i kishte zbritur fjala e parë e Kur'anit). Por atij i kishin përcjellë fjalë që të mos rikthehej, sepse kishte marrë rrugën e migrimit dhe nuk i lejohej më hyrja në Mekkë!

Dikush mund të çuditet nga ky vendim i tyre, por kjo ndodh kudo dhe në çdo kohë. Bile edhe në ditët tona të shekullit njëzet e një, Maqedonia dhe Kosova nuk e pranojnë rikthimin e emigrantëve (shqiptarë) të cilët kanë emigruar jashtë vendlindjes së tyre. Muhammedit i doli në mbrojtje Mutami. "Në një rrëfim thuhet se Ebu Xhehli e ka pyetur Mutamin: A je mbrojtës i tij, apo ithtar i tij? Ai përgjigjet se është vetëm mbrojtësi. Atëherë Ebu Xhehli tha: Atë që e mbron ti, do ta konsiderojmë edhe ne të mbrojtur"

**Thirrja e sërishme në Mekkë**

Mikpritja ose më mirë të themi mbrojtja e Mutamit, i mundësoi sërish Muhammedit s.a.v.s. të vazhdonte të njëjtën thirrje si më herët. Shpresat e vetme që i kishin ngelur për të përmbushur misionin e tij pejgamberik prej thirrjes globale ishin mysafirët e fiseve të tjera të Gadishullit që vinin gjatë kohës së haxh-it. Historianët na sjellin shumë tregime se si ai shkonte prej një tende në një tendë tjetër që t'i thërriste haxh-injtë në Islam. Ndërsa vuajtjet dhe persekutimet vazhdonin njëlloj si më parë, si për të, ashtu edhe për shokët e tij besimtarë. "Por në vitin e njëmbëdhjetë të pejgamberisë së Muhammedit s.a.v.s., ose në vitin 620 të erës së re, Islami e gjeti farën pjellore për idenë e vet, e cila u rrit së shpejti në trungje të degëzuara nën hijen e të cilave muslimanët pushuan nga vuajtjet shumëvjeçare"... Në këtë kohë Muhammedi s.a.v.s. u takua me disa të rritur. "Këta ishin djemtë e zotërinjve të medinas. Në Medinë, ata kishin dëgjuar nga robëreshat hebreje se në shekullin e tyre do të dërgohej një Pejgamber. Kur ai do të paraqitet, ne do ta pasojmë atë, kurse ju do t'iu luftojmë sikurse popullin e Adit dhe Iremit" Pas një bisede të gjatë, ata i vërtetuan thëniet e hebrenjve për një Pejgamber që do të paraqitet dhe pasi u bindën të gjithë gjashtë të rinj të atij takimi pranuan fenë islame. Si duket ishte viti më i suksesshëm i tij sepse këtë vit historianët na sjellin shumë personalitete të fiseve të ndryshme që e kishin pranuar fenë. Por ne ndaluam me qëllim vetëm tek këta të rinj, sepse me këta do të na lidhin edhe shumë ngjarje të tjera. Por mos të harrojmë se mërzitja e Muhammedit s.a.v.s. për realizimin e misionit të tij ishte shumë e madhe. Ai ishte inspiruar se thirrja e tij ishte ndërkombëtare, ndërsa rezultatet e tij ishin shumë të vogla. Preokupimet dhe angazhimi i stërmadh i tij e lodhnin pa masë, por vuajtjet shpirtërore ishin shumë më të mëdha. Ka shumë thënie që i vërtetojnë këto momente të mjerueshme të Muhammedit s.a.v.s. Në këtë kohë ndodhi një ngjarje për të cilën është folur e përfolur shumë, bile edhe sot bëhen komentime të shumta rreth kësaj ngjarje.

**Isra-ja dhe Miraxh-i**

Isra-ja dhe Miraxh-i ka ndodhur dy vjet para se të ndodhte emigrimi për në Medinë. Kjo është një ngjarje shumë e besueshme për besimtarët dhe e pabesueshme për jo besimtarët. Edhe pse kjo ngjarje nuk i plotëson kushtet për t'u shënuar në histori, themi se kjo është diçka e veçantë sepse kemi të bëjmë me historinë e fesë, dhe fe do të thotë të besosh. Këtë ngjarje, për hir të miliona besimtarëve, përveç studiuesve të shumtë edhe historianët myslimanë, e kanë futur si një ngjarje historike. Por jobesimtarët këtë ngjarje e shpjegojë kështu: "Sidoqoftë kjo nuk mund të ishte një zgjidhje afatgjate, dhe me sa duket në këtë kohë Muhamedi filloi t'u predikonte pelegrinëve beduinë që vinin për haxh-in e vitit, duke shpresuar të gjente një mbrojtës më të përshtatshëm ndërmjet tyre. Ai kishte filluar ta zgjeronte misionin e tij, për të përfshirë arabë të tjerë. Në fillim beduinët u treguan armiqësorë dhe fyes duke mos shfaqur interes për fenë e Muhamedit. Ishte një periudhë braktisjeje, por ndoshta për fenë e Muhamedit u shty tej botëkuptimit të tij origjinal dhe arriti në kufirin e aftësive të veta natyrore. Në vitin 620 ai pati përjetimin më të madh mistik të të gjithë jetës së tij... Atij iu duk se u zgjua nga Gabrieli, hypur mbi një kalë të vogël e të bardhë qiellor të quajtur Barak dhe fluturoi mrekullisht natën për në Jerusalem, të cilin Kurani e quan el-mesxhidu el-aksa. Pas këtij fluturimi Muhamedi dhe Gabrieli zbritën në Malin Tempull dhe u përshëndet nga Abrahami, Moisiu, Jezusi dhe shumë profetë të tjerë... Ai bile ka hyrë në rrëfimet perëndimore, sepse shkrimet myslimane për miraxh-in, ngritja e Muhamedit në qiell, ndikuan në rrëfimin e Dantes mbi udhëtimin e tij imagjinar përmes ferrit, purgatorit dhe parajsës te Komedia Hyjnore, megjithëse siç e dimë, me një skizofreni tipike perëndimore, ai vuri vetë Profetin në një nga rrathët më të ulët të ferrit..." Pra, jobesimtarët këtë ngjarje e rrëfejnë si misticizëm të Muhammedit s.a.v.s. ndërsa muslimanët si ngjarje e vërtetë. Për ne ka pak rëndësi si komenti i pabesimtarëve, ashtu edhe i atyre muslimanëve që mendojnë se Muhammedi s.a.v.s. ka udhëtuar vetëm me shpirt. Ne mendojmë se shumëçka vërteton se Kur'ani është mrekulli. Që atëherë e deri në ditët tona, njerëzimi po merret seriozisht me thëniet e All-llahut të Lartmadhëruar. Pa dyshim, një ditë shkencëtarët do të na sjellin fakte mbi shkuarjen e Muhammedit s.a.v.s. në qiell, ashtu siç All-llahu xh.sh na mundësoi që, me anën e zhvillimit teknologjik, ne të bindemi se vajtje-ardhja nga Mekka për në Palestinë brenda një nate është shumë e realizueshme.

Në numrin e ardhshëm: **Parapërgatitja për shpërngulje (hixhret-i)**.



Xhamia e Aksasë në Palestinë

### Me rastin e lindjes së Pejgamberit a.s.

# MUHAMMEDI a.s. PEJGAMBER DHE FIGURË HISTORIKE

**Pejgamberi a.s. thotë: Të mësuarit është detyrë e domosdoshme; Kërkoni diturinë qoftë edhe në Kinë; Kërkoni diturinë prej djepit deri në varr; Njeriu pa dije është si një pemë pa fryte; Ngjyra me të cilën shkruan dijetari peshon më rëndë se gjaku i shehidit, kurse shehidët janë ata që vdesin për lirinë e atdheut dhe shpërblehen me xhennetin më të përsosur, sepse atdheu, thoshte Muhammedi a.s. është pjesë e besimit.**



**Feti MEHDIU**

1 – E kaluara e njerëzimit ka pasur personalitete të shquara dhe me rëndësi historike. Ata kanë qenë filozofë, shkencëtarë dhe shkrimtarë, por edhe pejgamberë – të Dërguar të Zotit. Këtu e kemi fjalë për njërin nga 25 pejgamberët e përmendur me emër në Kur'an. Përkujtojmë lindjen e njërit nga mijëra pejgamberë të tjerë, për të cilët nuk dimë se si quheshin. Kështu na mëson Kur'ani famëlartë dhe sunneti i Pejgamberit a.s.

Për disa nga pejgamberët ka paqartësi, madje edhe spekulime për kohën e lindjes së tyre, për vendlindjen e tyre, mënyrën e jetesës, misionin e tyre dhe për sukseset apo mossukseset e tyre në jetë. Për këto figura është e vështirë që të përpilohet një jetëshkrim i saktë e i qëndrueshëm për shkak se në mungesë të burimeve autentike shfaqet dhe del në pah prirja njerëzore për mitizimin e figurave të tyre, duke iu veshur këtyre figurave petkun e pasaktësisë. Në këtë mënyrë përpjekja për t'i mbajtur në histori, madje edhe me retorikën më të përsosur, është e vështirë dhe e pasuksesshme.

Ndërkaq për Pejgamberin e fundit – Muhammedin a.s. është krejt ndryshe. Ky njeri – i Dërguari më i vonshëm i Zotit – i ka të dokumentuara sipas burimeve autentike: fëmijërinë, familjen e ngushtë dhe farefisin e gjerë, gjenealogjinë e qartë që përmes pejgamberit Ismail arrin deri te Ibrahimi a.s., moshën e rinisë, të pjekurisë, të pleqërisë, si edhe përfundimin normal fiziko-biologjik.

Jeta dhe veprimi i tij i përkasin dy shekujve; fundit të shekullit të gjashtë dhe fillimit të shekullit të shtatë. Ai u lind në vitin 570 sipas kalendarit miladij [Gregorian], përkatësisht sipas lindjes së Isait a.s. [Jezu Krishtit], në datën 12 të muajit rebiu-l-evvel sipas kalendarit të hënës, ndërsa disa biografë shënojnë se ajo datë ka qenë 20 prill sipas kalendarit Gregorian. Nëna e tij ishte Emineja, e bija e Vehbit nga Medina, kurse babai i tij ishte Abdull-llahu i biri i Abdu-l-muttalibit nga Mekka i familjes Kurejsh.

Muhammedi a.s. u lind në Mekke, në shtëpinë që gjendet afër Qabes dhe shumë afër dy pikave shumë të njohura për të gjithë ata që e kryejnë haxhin: Safa-s dhe Merve-s. Ajo shtëpi sot shërben si bibliotekë e qytetit të Mekkes.

U rrit në Mekke, por fëmijërinë e hershme, sipas traditës së vendit, e kaloi në periferi të qytetit, te Halimeja, në kushte klimatike më të përshtatshme se në qytet. Në vendlindje kaloi djalërinë dhe moshën e pjekurisë. Këtu filloi jetën familjare. Në moshën 25 vjeçare u martua me një të vejë, Hatixhen, të bijën e Huvejlidit, 40 vjeçare, me të cilën i lindën edhe fëmijët, përveç djalit Ibrahim, por i jetuan vetëm vajzat. Të tre djemtë i patën vdekur në moshën e fëmijërisë së hershme. Kurse nga vajzat më e njohur u bë Fatimja.

Në qytetin ku u lind filloi edhe misionin e pejgamberisë, në vitin 610. Kur iu shpallën ajetet e parë të Kur'anit ishte burrë katërdhjetëvjeçar. Në vitin 622 shpërngulet, bën hixhret për në Medine dhe nga kjo datë fillon llogaritja e kohës sipas kalendarit të hënës, me çka fillon një epokë e re në histori. Ndërkaq, pjesën e fundit të jetës, një periudhë dhjetëvjeçare e kaloi në Medine, në qytetin e dajave të vet. Medina, menjëherë pas Mekkes, është qyteti më i rëndësishëm për historinë islame dhe për muslimanët.

Ndërroi jetë në Medine, në vitin 632, në moshën 63 vjeçare dhe u varros në dhomën ku i kaloi ditët e fundit, sa ishte i sëmurë. Sot varri i tij ndodhet në kuadër të xhamisë së vogël - nga koha e Pejgamberit – por që sot ka mbetur brenda xhamisë më të madhe dhe të njohur më emrin Mesxhidun-nebevijj bi Medineti-l-munevvere, e cila në kohën e haxhit vizitohet nga tërë haxhinjtë e botës.

2 – Për jetën e Muhammedit a.s. janë shkruar vëllime të tëra librash, jo vetëm në gjuhën arabe, por edhe në gjuhë të ndryshme të botës dhe nga autorë të ndryshëm muslimanë në dhe jomuslimanë, dhe për



Vula e Pejgamberit a.s.

të janë shprehur mendime të ndryshme. Po përmendim mendimet e disave personaliteteve botërore që kanë shkruar për Pejgamberin Muhammed a.s.

Lamartin, pas pyetjes me habi “kush është ai që merr guximin të krahasojë Muhammedin me cilin do qoftë nga personalitetet e njohura të historisë moderne vazhdon: “Muhammedi ka organizuar ushtri, ligje, perandori… miliona njerëz në një të tretën e botës. Themeloi bashkësinë shpirtërore, e cila i bashkoi popujt e tërë gjuhëve dhe të racave… dhe kaliti dashurinë ndaj Zotit të vërtetë i cili është Një, jo material dhe i Vetëmjaftueshëm… ai është ri-përtëritësi i mendimeve racionale dhe kultit pa figurë.”

Annie Besant, do të shprehet “… ata që kanë studiuar jetën dhe karakteristikat e




profetit të lartë arab, ata që e dinë si ka jetuar dhe çfarë ka shpjeguar, nuk mund të ndjejnë tjetër përveç respekt ndaj këtij profeti… njërit prej të dërguarve më të mëdhenj të Zotit…”

R.V.C. Bodley thotë; “Paraqitja e pashembullt e Muhammedit në historinë e fesë rrjedh nga fakti se ai ka qenë i frymëzuar për atë që ka bërë, pa qenë as i shenjtë, as engjëll…”.

Thomas Carlyle, duke folur për Muhammedin a.s. shton edhe këtë se, familja e tij ka qenë prej familjeve më modeste, kurse ushqimi i tij më i shpeshtë ka qenë buka prej elbi dhe uji; në shtëpinë e tij me muaj të tërë nuk ndizej zjarr në vatër… Asnjë perandor me uniformën e vet të artë nuk ka pasur aq nderim e përulje sa ky njeri me atë xhybe të cilën e ka qepur me duart e veta. Unë gjej te ky diç prej heroit të vërtetë.

3 – Për personalitetin e Muhammedit a.s. kanë shprehur respekt edhe dijetarë të tjerë të botës jo-islame, si Tor Andre, Bray, Vashington Irving, Leitner etj, të cilët padyshim i kanë shërbyer Majkël Hartit – autor i veprës 100 NJERËZ MË ME NDIKIM NË HISTORI që Pejgamberin islam ta vejë në krye të këtij libri, d.m.th. është i pari nga njëqind personalitetet botërore më me ndikim në historinë e njerëzimit.

Harti qysh në fillim, nga droja se disa lexues do të befasohen ose do të dyshojnë, konstaton se “Muhammedi është njeriu i vetëm në histori, i cili arriti sukses të jashtëzakonshëm si në aspektin fetar ashtu edhe në atë politik”. Ky autor i ka kushtuar një hapësirë prej 6 faqesh personalitetit të pejgamberit Muhammed duke bërë edhe krahasime me personalitete të tjera historike, të cilët janë tejkaluar nga Muhammedi, si rasti i Xhingiz Hanit, Jezu Krishtit, Shën Palit etj. Harti shton;” Muhammedi ka luajtur rol shumë më të rëndësishëm për zhvillimin e Islamit se sa Jezui për zhvillimin e Krishterimit. Nuk përjashtohet mundësia që ndikimi i Muhammedit ndaj Islamit të jetë më i madh se ndikimi i përgjithshëm i Jezu Krishtit dhe i shën Pjetrit ndaj Krishterimit. Muhammedi është personalitet prijatar si nga aspekti fetar ashtu edhe nga ai shoqëror-politik.” Prandaj, “… pikërisht ai gërshetim i pakrahasueshëm i ndikimit shoqëror-politik dhe fetar – do të përfundojë M. Hart, - na jep të drejtën që Muhammedin ta konsiderojmë si personalitetin më me ndikim në historinë e njerëzimit.”

Edhe Bernard Sho, pasi që shpreh mendimin se Muhammedi duhet të quhet shpëtimtar i njerëzimit, vazhdon: ‘Ai predikoi një fe, krijoi një shtet, ndërtoi një komb, shtroi një kod moral, filloi një numër reformash sociale e politike, ndërtoi një shoqëri të fuqishme dhe dinamike që praktikonte dhe paraqiste mësimet e tij dhe në mënyrë të plotë revolucionarizoi botën e mendimit dhe sjelljes njerëzore për çdo kohë që do të vijë’.

Edvard Gibbon dhe Simon Oklei do të shtojnë se: “Ai ishte njeri me një mision fisnik, ishte për bashkimin e njerëzimit në adhurimin e Një të vetmit Zot, dhe u përpoq t’ua mësonte njerëzve rrugën e jetës së ndershme e të drejtë sipas porosive të Zotit.”

Profesori Hurgronje ka arritur në përfundim se: “Lidhja e kombeve, e themeluar nga Pejgamberi islam themeloi parimet e unitetit ndërkombëtar dhe vëllazërimin njerëzor me baza kaq universale saqë u tregon dritën kombeve të tjera.” Madje edhe një klerik i lartë i krishterë, At Hijacint thotë pikë për pikë kështu: “Unë jam i krishterë, njëkohësisht edhe nxënës i dëshmuar i Krishtit dhe konsideroj se nuk ia uli vlerën Krishtit fare, kur them se Muhammedi me të vërtetë ka qenë profet i Zotit. Vetëm me inspirim të Zotit ai ka mundur të predikojë një fe të madhe, fenë islame, fe të cilën e pasojnë qindra milionë (tani miliardë) njerëz, njëmijë vjet pas shpalljes së saj.”

4 – Nuk do të ishim objektivë, gjegjësisht do të binim ndesh me fjalën e Muhammedit a.s. kuli-l-hakka ve lev kane murrren – Thuaje të vërtetën edhe kur është e hidhur, nëse nuk përmendim në këtë rast se për këtë pejgamber janë shprehur edhe mendime jo të mira nga individë të ndryshëm. Ata kishin për qëllim diskreditimin e figurës së Muhammedit a.s., por mendimet e tyre mbetën të vetmuara sepse nuk kishin mbështetje, ishin trillime dhe trillimet nuk arrijnë dot ta turbullojnë shprehjen e mendimeve të shëndosha e objektive.

Shprehjet e tilla negative e tendencioze për Pejgamberin Islam, kulminacionin e vet e arritën gjatë luftërave të kryqëzatave në Mesjetë. Volteri thotë: “Atëherë kishte më shumë murgj bizantinë që shkruanin kundër fesë islame, se sa që kishte jeniçerë në ushtrinë turke.” Qëllimi i tërë asaj fushate ishte që Muhammedin ta paraqesin si “profet të rrejshëm arab” kurse pasuesit e tij si politeistë dhe adhurues të Muhammedit, kurse fenë islame si një fraksion fetar duke e quajtur Muhamedanizëm.

Në këtë plan janë të njohur Sud-hajm nga shekulli 14. e më vonë edhe H. Lamens, Kurt Frishler, Karl Froster etj., e deri te hibridi S. Ruzhdi, të cilët janë përpjekur me shkrimet e tyre, sigurisht të porositura, por të maskuara nën petkun e imagjinatës krijuese, kinse si krijime të lira artistike, që personalitetin e Muhammedit a.s. ta paraqesin në opinion herë si “ një njeri të padijshëm… idhull i artë Mahom,” e herë si “ kryepeshkop, i cili nuk bëhet papë, por shpik fe të re…” etj. Edhe poeti i madh Italian Dante Aligeri pati problem në kohën e vet pse e kishte vendosur Muhammedin në një rreth me njerëzit e urtë të antikës, dhe u detyrua që këtë ta vendoste në mesin e kriminelëve.

5 – Në këto ujëra të turbullt kanë notuar edhe intelektualë, shkrimtarë e mendimtarë të shquar si Biblianderi, Gotingeri, Lajbnici, Shekspiri, Volteri etj., nga të cilët ky i fundit – Volteri, kur e kuptoi kurthin e përgatitur kundër Muhammedit, në letrën e tij të datës 20 janar 1742 që ia drejtonte mbretit Fridrih, i thotë se platforma mbi të cilën ai mbështeste tragjedinë ishte e rrejshme.

6 – Ka shumë gjasa që qysh nga ajo kohë rrjedh emërtimi i gabuar fe muhamedane apo Muhamedanizëm, në vend të Fe Islame, ose shprehjet fe e Muhammedit, fe turko-arabe, fe turke etj.

Ndoshta sot, në qarqet shqiptare, këto emërtime nuk përdoren me qëllim të keq e tendencioz por nga mosdija, por pavarësisht nga kjo, ato emërtime janë të

gabuara në thelb dhe të formuara me qëllim të keq, për ta paraqitur Muhammedin a.s. si themelues të fesë, gjë që nuk përkon me të vërtetën, sepse Muhammedi a.s., siç do ta shohim më poshtë është i Dërguar i All-llahut, e All-llahu është themelues i fesë të cilën ky i Dërguar ia transmetoi njerëzimit.

Autorë të ndryshëm, ndoshta pa qëllim të keq, janë shprehur se Muhammedi "ishte një mësues fetar, një reformator shoqëror, një kolos administrativ", madje ndonjëherë e cilësojnë si "dijetar e strateg shumë i madh, filozof, komandant, njeri i mençur," etj. Por të gjitha këto epitete, as bashkërisht, e as veç e veç, nuk mjaftojnë – madje lënë hapësirë për keqinterpretime – për të shprehur përcaktimin PEJGAMBER, i dërguar i Zotit. Kur themi se Muhammedi është Pejgamber, i kemi përmbledhur dhe i kemi shprehur më saktë dhe më qartë të tëra cilësitë që duhet t'i ketë dhe i kishte Muhammedi. Me këtë e kemi shprehur në mënyrë korrekte misionin e tij dhe të gjitha epitetet e tjera duhen flakur nga përdorimi. Për këtë ka shumë arsye.

7 – Ne këtu nuk do ta marrim në shqyrtim këtë çështje, por do të përkujtojmë figurën e Muhammedit a.s. në prizmën e Kur'anit famëlartë dhe nga këndvështrimi i traditës islame – hadithit.

Muhammedi është i Dërguar i Zotit. Kështu thuhet në shpalljen hyjnore – në Kur'an. Personalitetit i Muhammedit a.s. në Kur' an shfaqet në disa forma:

Me emër – Muhammed,

Muhammedi është vetëm i Dërguar, edhe përpara tij ka pasur profetë… - 3;144;

Muhammedi nuk është baba i askujt nga burrat tuaj, por është i Dërguar i All-llahut dhe vulë e profetëve… 33;40.

Muhammedi është i Dërguar i All-llahut;,

Me përemrat ti, ty, ai, të cilët i referohen atij, p.sh.

Ty të kemi dërguar… 21;107.

Ne ty të dhamë ty… 108;l.

Me epitetet nebij (lajmëtar) dhe resul (i dërguar, i ngarkuar me mision të caktuar). Me dy format e fundit në Kur'an përmenden edhe pejgamberë të tjerë si; Nuhu, Ibrahimi, Ismaili, Musai, Isai, a.s. etj., gjë që vetëm në kontekstin konkret bëhet e qartë se kujt i referohet, p.sh. Adhuroni All-llahun dhe nderoni të dërguarin… ne pasojmë të dërguarin…

Është arab, por jo pejgamber i arabëve, është pejgamber që i drejtohet tërë botës, p.sh.

Ne të kemi dërguar vetëm pejgamber për tërë njerëzit… 4;79;

Ty të kemi dërguar vetëm nga mëshira ndaj botëve 21;107,

Ne të kemi dërguar për tërë njerëzit që t'u sjellësh lajme të gëzueshme dhe t'u tërheqësh vërejtjen… 34;28.

Misioni i tij është i përcaktuar me Kur'an,

Ne ty të kemi dërguar me të vërtetën si përgëzues dhe qortues, se ti nuk je përgjegjës për banorët e xhehennemit, 2;119,

Ty nuk të kemi dërguar përfaqësues të njerëzve… 17;54,

Ty të kemi dërguar vetëm përgëzues dhe qortues, 25;56,

Ne të kemi dërguar ty me të vërtetën që të përgëzosh dhe të qortosh… 35; 24.

Dhe nuk ka dyshim se për të pasur sukses në këtë mision, bartësi i tij duhet të jetë shembulli më i mirë me mënyrën e jetës dhe të veprës së vet.

Të tillë e kishte zgjedhur i Gjithëfuqishmi Zot xh.sh., është i dërguar i fundit, që do të thotë se pas shekullit të shtatë nuk ka më pejgamber, të dërguar të Zotit, 33;40.

8 – Ne, me rastin e muajit rebiu-l-evvel, i cili këtë vit ka filluar nga fundi i marsit, muaj që duke filluar nga dita e 12. Rebiu-l-evvel e deri në fund, konsiderohet në tërë botën muaj festiv, muaj i lindjes se Pejgamberit Muhammed a.s., i bashkohemi kësaj feste duke përkujtuar lindjen e një njeriu – Pejgamber, i cili krahas konstatimit të Kur'anit se ky është mëshirë për tërë botën, edhe nga B. Sho quhet me të drejtë shpëtimtar i njerëzimit.

Vlerësimet e tilla me burim hyjnor dhe njerëzor Muhammedi a.s i ka arsyetuar me sjelljet e veta, mënyrën e jetës, angazhimin maksimal që fjala dhe puna e tij të jenë shembull për bashkohësit e tij dhe për breznitë që vijnë deri sa të vazhdojë jeta.

Fjala dhe vepra e tij edhe në kohën tonë i ka shërbyer një vargu të tërë shkencëtarësh si shtytje e fortë për studjime në fusha të ndryshme, siç janë Zh. Kusto, Moris Bykaj etj.

Me siguri Bernard Sho kur thotë se "duhet të quhet shpëtimtar i njerëzimit" do ta ketë studiuar thellësinë dhe shumë-dimensionalitetin e porosive të Muhammedit, siç janë; Ruajuni nga vendet e dyshimta; Parajsa është nën këmbët e nënave tuaja; Nuk është besimtarë ai që nuk ia do vëllait të vet atë çka e do për vete; Zoti do të jetë në ndihmën tuaj aq sa jeni ju në ndihmë të vëllait tuaj – porosi të cilën edhe Bajram Curri e kishte pas përdorur shpesh O djem, ta ndihmojmë njëri-tjetrin që Zoti të na ndihmojë ne".

Është i pakontestueshëm fakti se dija, ngritja arsimore, janë faktorë kryesorë për mirëqenien njerëzore, për çka Pejgamberi a.s. thoshte: Të mësuarit është detyrë e domosdoshme; Kërkoni diturinë qoftë edhe në Kinë; Kërkoni diturinë prej djepit deri në varr; Njeriu pa dije është si një pemë pa fryte; Ngjyra me të cilën shkruan dijetari peshon më rëndë se gjaku i shehidit, kurse shehidët janë ata që vdesin për lirinë e atdheut dhe shpërblehen me xhennetin më të përsosur, sepse atdheu, thoshte Muhammedi a.s. është pjesë e besimit. Porosi të ngjashme sikur këto janë të shumta edhe për raportet ndër-njerëzore, ndër-konfesionale, për raportet fqinjësore, bashkëshortore, ndërklasore etj., të cilat nëse respektohen dhe zbatohen nga njerëzit, krijohen marrëdhënie ndër-njerëzore të harmonizuara në shkallë të lartë dhe me dallime shumë të vogla shoqërore.

Në fund mund të thuhet se opinioni ynë ka mundësi që për jetën e Pejgamberit Muhammed të mësojë nga burime të shkruara në gjuhën e vet amtare, jo vetëm përmes mevludeve që gjithsesi janë burime të çmueshme, por edhe nga botime të tjera si: Muhammedi profeti Islam, Jeta e të dërguarit Muhammed a.s., Muhammedi edukator, Muhammedi profeti-njeri, Muhammedi në Bibël etj.



## Leximi i tekstit

# POEZI E IDEVE DHE DILEMAVE ETIKE PËR FATIN E NJERIUT

**Përvoja personale shprehet përmes gjuhës simbolike e simbolizuese karshi situatës së vështirë jetësore. Krijimi i vështirësisë jetësore perceptohet, sipas idesë autoriale, nga mosnjohja e plotë e jetës.**

**Flamur MALOKU**

Vepra poetike "Imazhi gri" është njëherësh përmbledhja e parë me poezi e Milazim Krasniqit, botuar në vitin 1982. Mirëpo, kjo vepër u ribotua kohët e fundit së bashku me disa vepra në përmbledhjen me titull "Lulja e shpëtimit". Ribotimi i fundit i veprës "Imazhi gri" pati disa ndryshime, qoftë në kodin tematik, figurativ, estetik, etj. Një ndërhyrje të tillë në poezi na e bën me dije edhe vetë autori në para-tekstin e përmbledhjes. Andaj ne do të ndalemi në ribotimin e fundit të veprës poetike "Imazhi gri", ku poezia e ribotimit të fundit priret më shumë nga preokupimi i sferës morale (R.M). Ky do të jetë një preokupim i vazhdueshëm i autorit, që çdo herë ka si pikë referimi njeriun që tanimë e ka humbur rrugën e drejtë. E që kjo të njihet në thelb, teksti duhet të lexohet nëpërmjet figurshmërisë tekstore. E themi këtë sepse autori përmes figurës shënjon idetë përballë jetës dhe kuptimësisë së saj. Ky rikthim i figurës në status të idesë bëhet para së gjithash për të shenjuar edhe brendinë personale, e cila mbitheksohet në shtresën e poezive. Përvoja personale shprehet përmes gjuhës simbolike e simbolizuese karshi situatës së vështirë jetësore. Krijimi i vështirësisë jetësore perceptohet, sipas idesë autoriale, nga mosnjohja e plotë e jetës. Andaj apogjeu i tërë kësaj është se pa njohje nuk ka rehati shpirtërore, se duke njohur njeriu beson, e duke besuar ai nuk dyshon në rrugën e drejtë. Kështu strukturimi i tërë këtyre ideve funksionalizohet përmes shtresimeve shprehëse jetësore, çdo herë nga një përvojë personale-autoriale. Përvoja personale shprehet përmes figurshmërisë tekstore që semantikisht shpreh kuptimin simbolik të fatit nëpër vazhdimësinë e jetës. Prandaj poezitë gërshetojnë përbrenda vetes kuptimshmërinë dhe arsyeshmërinë morale dhe psikologjike të njeriut përballë vështirësive shpirtërore. Një gjë të tillë e shpreh edhe vetë poezia



“ Deti”, një figurë që i përshtatet fuqishëm jetës. Pra jeta identifikohet si det i gjerë, andaj kuptimshmëria është e vështirë për njeriun që ka humbur besimin. Vetëm duke besuar njeriu arrin sado pak konceptimin e tij mbi jetën, pra vetëdijesohet kuptimi dhe ideja e tij për jetën:

*Det o det, det o gjëmë e kaltër*
*Këlthitur nga ëndërrime të mëdha.*

Deti si figurë përgjatë shqiptimit dyfishohet përmes përfytyrimit poetik. Në vizionin dhe skicimin jetësor-filozofik, duke shprehur konkretësinë dhe përsosmërinë e detit gjatë identifikimit, autori shënjon edhe mesazhin e njohjes së jetës. Një ekspozim i tillë i idesë poetike del mjaft domethënës për jetën.
Kështu poezia ndërtohet nëpërmjet theksimit dhe përjetimit, duke aktivizuar poetikisht koncepte që kanë të bëjnë me gjendjen dhe fatin e njeriut. Në një frymë të këtillë është ndërtuar edhe poezia “Nata e qirave”, ku mendimi i heshtur dhe brenga do të shoqërohen përmes një emocionaliteti të fortë shpirtëror. Brenga e paraqitur intensifikon më tutje mendimet e arsyeshme të autorit. Nga një gjendje e vështirë shpirtërore subjekti ndërton përfytyrimin për njeriun e shprishur në shpirt, apo siç thotë autori “Varfëria e shpirtit”. Vijëzimi dhe reflekset e reagimeve autoriale ndërthurin në vete preokupimin mbi varfërinë e shpirtit të njeriut. Varfëria e shpirtit krijon tek autori gjendje të vështirë emocionale:

*Lehtë ia bëjmë më këto të mira në sofër*
*Po si t’ia bëjmë*
*Me varfërinë e shpirtit*

Këto vargje shënojnë si të tilla gjithnjë e më shumë ide kuptimplote, çdoherë duke paraqitur një problematikë të ndjeshme jetësore në raport me moralin jetësor. Me një ndjeshmëri të fortë, kaosi shpirtëror i njeriut konceptohet përbrenda diskursit me një çrregullim total.
Funksionalizimi i tillë gjuhësor zbulon një karakteristikë tejet të rëndësishme gjatë zbërthimit të idesë kuptimore. Varfëria e shpirtit dhe theksimi i saj brenda qenies fizike shkakton humbjen e arsyes morale. Kur humb arsyeja morale në kuptimin e plotë të fjalës dramatika jetësore është e madhe, andaj edhe jeta mbetet e pakuptimtë, kurse vdekja përjetohet rëndë. Kjo do të thotë se autori drejtpeshimin e jetës e sheh si filozofi në vete dhe vetëdija etike e saj përkufizohet nëpërmjet gjuhës figurative. Pra, përmes figurës rindërtohet ideja filozofike e jetës dhe e vdekjes. Mbitheksimi i vetmisë me një shkallëzim dramatik, por që krijon një vrullshmëri ndjenjash dhe mendimesh në kuptim të idesë, skicohet më së miri në poezinë “Njëqind vjet vetmi”. Vetmia e artikuluar në strukturën e tekstit nxjerr në plan të parë situatën e dhimbjes kur njeriu tërhiqet në vetmi absurde. Vetmia nënkupton një mbyllje të vetë-flijueshme, që nganjëherë vjen si shkas i mos komunikimit me ambientin. Mirëpo, sipas autorit, vetmia krijohet atëherë kur njeriu humb besimin tek vetja dhe tek Zoti:

*Ah,*
*Vetmia qenka brenda vetes*
*Kur humbim lidhjen me shpërblyesin*
*Dhe unë qenkam vetë prodhuesi i saj*
*Si merimanga*
*Kur pa dashje kurthohet në rrjet.*
(Njëqind vjet vetmi)

Krijimi i një vetmie të tillë plotësohet me mjaft sukses me figurën e merimangës. Vetmia e ndezur në shpirtin e njeriut prodhon në mendjen e tij situatën paradoksale të përvuajtjes shpirtërore. Pra, shpalimi gradual i njohjes së vetmisë në suaza të ligjërimit, shenjëzohet kuptimisht përmes një dëshmie jetësore. Kësisoj autori e shemb vetminë si një pakuptimësi për njeriun. Në këtë situatë të idesë së subjektit shenjëzohet përbrenda procesit edhe figura metaforike me një ndjenjë të fortë poetike. Një pikë-shikim i tillë tërhiqet paralelisht edhe në poezinë “Vjeshta”, që dyzohet në kujtesë shpirtërore, por që në ide jep edhe vetminë subjektive. Kjo lirikë peizazhi shpalos një botë të brendshme personale. Vjeshta në shtresën e tekstit ndërthur mesazhin e vet kuptimor gjatë përshkrimit që i bën autori:

*Më në fund erdhi*
*E zymtë flokëprishur*
*Si një mërgimtare e shumëvuajtur*

*Dhe po shkel arave, trotuareve*
*Rëndë duke derdhur vrerin*
*Që i është lidhur në grykë.*

Pikërisht lidhjet e tilla shpirtërore gjakojnë para së gjithash mbitheksimin e situatës kohore. Mbitheksimi i situatës lidhet me kohën kur u shkrua teksti, që në brendësinë e vet bëhet shprehje kuptimësie e detajim jetësor i kësaj situate. Përshkrimi i vjeshtës shqipton historinë e dhembjes personale, domethënë vetë vjeshta si figurë përafrohet me konceptin e idesë personale. Prandaj, Milazim Krasniqi me një gjuhë figurative shtron ide dhe dilema të shumta etike për njeriun dhe për jetën në përgjithësi.


Pamje nga deti

Poezi

# LUTEM

Violetë KOKOLLARI

## DUARSHTRIRË

Në dhomën time të vockël
Marr frymë thellësisht
I jap shpirtit ngrohtësi
Me diamante shumëngjyrëshe

Heshtja që mbizotëron
Ma kthjellon mendjen
Duarshtrirë
Si me droje

Në karrigen time të nxehtë
Përjetoj lumturinë e çastit
E nuk di se çka po festoj
Më ngulfatet pështyma në fyt

Me zërin melankolik
Kërkojë shpëtim për ju
Që shekuj me radhë
Ishit prapa grilave

Si trung i ndarë
Tani të bashkuar
Bashkë me turpin tim
Dora dorën ta shpie në amshim.

## DËSHIRA JOTE

Dëshira jote e fundit
Para meje sot
Në këtë tavolinën e pavdekshme
Kërkon ta hap
Sirtarin e mbyllur
Në këtë dhomë
Koleksion takimesh
Tani të pikturuara
Në mur

## LUTEM

Kur dielli perëndon
Përpara kemi një natë të tërë
Me vargjet e mia
Arrij të lutem
Të çliroj duart nga prangat
Ajo mbrëmje e ngrohtë
Do të mbesë në mendjen time
Peizazh lumturie
Yje që ndriçojnë mbi mua
Mbi këtë trup freskues
Ku për çdo çast dhe në çdo kohë
Me rreze drite shpejtoj
Kapërcej në oqeanin e petaltë
Lutem me shpirtin tim mallëngjyes
Për të mos ndotur të paktën
Fundin e saj………..

## TË KATËRTIT

Kështu rrjedhin, orët, ditët, muajt,
vitet….
Ju mbetët vetëm shpresë
Për njerëzit që ecin me këtë kohë
As prindërit tuaj, fëmijët dhe gratë
Nuk mund ta ndalin kohën
E sotmja mbetet mu kjo
Ndërsa të nesërmen presin
Një agim të ri për ju
Të riktheheni ta jetësoni këtë jetë…

## NJË MIJË HERË

Të falem Ty një mijë herë
Nuk do mjaftonin
Sikur Ti të më sillje
Çdo herë kur dëshiroje
Mua në këtë botë…….

## NË KINEMA

Çdo herë shfaqje lugatësh
Zëra që ta dredhin trupin
Gjersa je ulur
Edhe ulësja është jo stabile
Nga dhuna e filmit tragjik
Ku paraqitet atmosferë e zymtë
Nga fikja dhe ndezja
E atyre dritave
Për t'u rehatuar
Liroj rripin e xhinsave
Përfundon pjesa e parë
Dalin shikuesit duke komentuar
Të njëjtën kohë bëjnë shantazh
Mbi regjisorin
Flasin, bërtasin, kujtojnë, diskutojnë
Për tragjedinë e parë kur është krijuar
ky glob.

## REFRENI

Këtë muzikë që po dëgjoj
Melodi aristokrate
Ma kujton korin sofokolian
Mes vargjeve të shkëputura
Në disa sekuenca
Kuptoj të fshehtën
Dinakërinë luftarake
Një e vërtetë plotësuese
Gjithçka që unë zbulova
Përmes këtij refreni në këtë mesnatë
Që me tingëllimën e saj shpuese
Ma improvizon atë kohë.



FOTOMONTAZHË

**I kërkojmë falje autorit të poezive të numirt të kaluar, pasi që është lëshuar një gabim teknik.**

**Poezitë e numrit të kaluar i ka shkruar Astrit VELIQI**

## Leximi i tekstit

# TEMA E GJAKMARRJES NË ROMANIN "GREMINA E DASHUNIS"

**Mesazhi i pajtimit të cilin autori e shpreh me gojën e personazhit është që gjakmarrja të mos përsëritet asnjëherë. Përmes këtij mesazhi autori e kurorëzon temën e gjakmarrjes në romanin e tij, duke e bërë një roman që ka lexuesit e vet nga gjenerata në gjeneratë.**

**Vesel ISLAMI**

Tema e gjakmarrjes në letërsinë tonë është trajtuar nga autorë të shumtë dhe në tekste të shumta, mirëpo në këtë punim ne do të ndalemi tek romani "Gremina e Dashunis" e shkrimarit Mustafa Greblleshi. Kjo temë përfaqëson një fenomen të pagdhendur të dokeve dhe zakoneve të shoqërisë shqiptare, si pasojë e të cilit do ta pësojë në mënyrë tragjike edhe vetë protagonisti i romanit: "Me të vërtetë ndërmjet zakoneve fisnike kemi edhe asish të damshëm – ia preva fjalën tue më shkue mendja te gjakmarrja".

Ky citat është çelësi i interpretimit të temës së gjakmarrjes dhe, njëkohësisht, përmes tij shohim se gjakmarrja do të luajë një rol kyç në roman, apo edhe do të bëhet epiqendra kryesore që vë në lëvizje rrjedhën e ngjarjes duke e çuar atë drejt situatave dramatike dhe drejt përfundimit fatal të protagonistit. Autori tregon qartë se ky fenomen i trashëguar në shoqërinë tonë është i dëmshëm, dhe pikërisht për këtë ai e rimerr dhe e bën atë objekt të trajtimit në romanin e tij. Një referencë e rëndësishme, që i ndihmon shumë autorit për ta trajtuar këtë temë, është "Kanuni". Këtu autori iu referohet tërësisht rregullave kanunore sipas të cilave: gjaku duhet të lahet me gjak, gjë të cilën edhe autori e mallkon "Ej zakon rrënues që ja përmbyse kështjellën andrravet".

Struktura e këtij romani është ndërtuar në formë ditari, që do të thotë se ngjarjet që pasojnë njëra-tjetrën janë të lidhura në mënyrë kronologjike dhe na japim rrjedhën e ngjarjes në vazhdim. Edhe pse ky roman, për nga tema që trajton, konsiderohet si një roman që hyn në radhët e romanit sentimental, megjithatë nuk mund të themi se kjo është e vetmja temë boshtore që e vë në lëvizje të tërë ngjarjen e romanit. Pra, nëse tekstin e vështrojmë në shtresa të thella kuptimore dhe tematike, do të shohim se autori në mënyrë jo të drejtpërdrejtë, por në mënyrë indirekte, e gërsheton temën sentimentale me atë të gjakmarrjes, që do të thotë se romani përbëhet nga dy tema të mëdha: tema sentimentale dhe ajo e gjakmarrjes, ku zakonisht e para na duket si temë primare dhe e dyta sekondare. Këtë e themi duke u mbështetur mbi bazën e asaj që e vëren një lexues i zakonshëm, e nëse mbështetemi në një lexues që kërkon të thellohet në shtresimet kuptimore të mëtutjeshme brenda tekstit, atëherë pa dyshim se do të vërejmë se më dominuese do të dalë tema e gjakmarrjes.

Personazhet pjesëmarrës në roman janë të shumtë, mirëpo dy janë më kryesorë: Memli dhe Margarita, të cilët janë njëkohësisht edhe bartësit e temës sentimentale. Këta të dy janë personazhe që qëndrojnë në mes ëndrrës dhe realitetit. Mes tyre lindi një dashuri e sinqertë por ajo nuk u realizua, dhe si rrjedhim në mendjet e tyre mbeti vetëm iluzioni, e sidomos tek Margarita që vazhdoi jetën e saj edhe pas vdekjes së Memlit. Në mosrealizimin e dashurisë së tyre ndikuan faktorë të shumtë, që ishin pengesë dhe nuk lejuan që dashuria në mes dy të rinjve të realizohet. Në radhë të parë ishte mospërputhja e përkatësisë fetare, pasi Memli ishte musliman, ndërsa Margarita ishte e krishtere. Faktor tjetër pengues ishte edhe ai i ndarjes së shtresave të shoqërisë. Margarita i përkiste një shtrese të pasur, ndërsa Memli i përkiste një shtrese të varfër. Ky i fundit e pëson si pasojë e këtyre dukurive shoqërore dhe të rrethit në të cilin ai jeton, që ndërlikohen akoma më tepër nga problemi i gjakmarrjes. Këtë problem e nisi i ati i Memlit që vrau një fqinj të tij dhe e la barrën e gjakut mbi supet e të birit. Personazhi i quajtur Ali, djali i fqinjit të vrarë, që kishte qenë shok i Memlit, do të detyrohet ta vrasë këtë të fundit. Ajo që vëmë re gjatë leximit të romanit është fakti se ndryshe shihet Aliu si personazh i formuar, e ndryshe na del veprimi i tij. Kjo ndodh për arsye se Aliu duhet ta vrasë patjetër shokun e tij që ta kryejë medoemos amanetin e babait të tij, pasi rrethi shoqëror në të cilin ai jeton ia imponon një gjë të tillë, dhe ai është detyruar që të veprojë kundër vullnetit të tij të lirë.




Në këtë roman rregullat kanunore dalin jo vetëm funksionuese por edhe dominuese. Gjithashtu, shohim se përballë këtyre rregullave vihen personazhe që qëndrojnë në dy anë: në njërën anë kemi personazhet që i kundërshtojnë këto rregulla, si: Memli, Margarita, nëna e saj etj., dhe në anën tjetër kemi personazhet që i zbatojnë këto rregulla të shoqërisë si: Vangjo, babai i Margaritës, pastaj edhe Aliu që bie pre e atyre zakoneve, kundër vullnetit të tij.

Memli, duke qenë i vetëdijshëm se e kishte të ngarkuar gjakun mbi supet e tij, shpeshherë meditonte rreth këtij problemi. Duke parë se në njërën anë dashuria që pati me Margaritën dështoi, dhe se në anën tjetër barra e gjakut e mundonte vazhdimisht, atij tanimë i dukej vetja se ishte nisur në rrugën e pa kthim të jetës.

Është kjo një dhembje shpirtërore që shprehet nga protagonisti, i cili edhe pse i ri në moshë, na del aq i formuar sa që edhe problemin e gjakmarrjes e kupton mjaft mirë dhe thotë: "Babai im me çoi në shkollë mua, jo se ja dinte vlerën shkollës, por nga frika se mos po më vrasin mua për gjakmarrje". Gjatë leximit të romanit hasim edhe çastet dramatike kur Aliu e plagos për vdekje Memlin, dhe ky i fundit jep një mesazh: "Aliu s'kishte rrugë tjetër, ose të më vriste ose ta lëshonte katundin, dhe mos kërkoni ta merrni gjakun tim. Armikut i jam mirënjohës që nuk më la të bëhem xhelat i vetvetes, mundohuni të miqësoheni e jo të armiqësoheni".

Ky është mesazhi që autori shpreh në gojën e personazhit, me qëllim që askush të mos ta ketë fatin e tij, dhe që një gjë e tillë të mos përsëritët më asnjëherë në të ardhmen. Mesazhi i pajtimit të cilin autori e shpreh me gojën e personazhit është që gjakmarrja të mos përsëritët asnjëherë. Përmes këtij mesazhi autori e kurorëzon temën e gjakmarrjes në romanin e tij, duke e bërë një roman që ka lexuesit e vet nga gjenerata në gjeneratë.

## Vitrina e librit

# DOKUMENTI POETIK, KONTEKSTI LETRAR-HISTORIK

**Berat DAKAJ**

1.Vepra e Hydajet Hysenit "Paraverë në katër pamje", është e ndarë në tri cikle (të quajtura pamje). Secili cikël ka nga 81 poezi. Të tria cikleve iu prin dhe mbyllen me nga një poezi, të cilat e ndërtojnë edhe piramidën e veprës. Poezitë e Hydajetit kanë një referencë dhe interferencë individuale dhe shoqërore. Përcaktuesi kushtues "Shokëve të burgut, H. H.", nxjerr në shesh edhe barrën shoqërore, përveç asaj individuale.
Poezia e Hydajetit është poezi nga burgu për burgun, për lirinë dhe të vërtetën e saj. Është poezi e rastit dhe e çastit. Poezi e emocionit të vetmisë, e dhembjes dhe dhimbjes, e idealit atdhetar, të cilat i shtrijnë rrënjët e tyre drejt krijimit të dokumentit poetik-historik e që në fund shpërthen në krenari. Shpeshherë disa nga poezitë e tij janë pasqyruar nga një frymë e thyeshme pesimiste. Miniatura e tyre ditore e përbën dalëngadalë edhe ditarin e përjetshëm të kthesës së madhe. Diskursi i poezive të Hydajetit grupon një pedagogji arsimore, sociologjike, historike, etnologjike, folklorike-mitike, një etikë zakonore të virtyteve atdhetare dhe patriotike të figurave që bëhen në disa në poezitë e tij, simbole, ditirambe që arsyetojnë edhe vdekjen. Vepra e tij para se gjithash, jashtë këtyre diskurseve jashtë letrare, është letërsi në radhë të parë, është tekst poetik, që shkruhet në një kontekst (kur ndodhin çrregullime dhe shtypje të mëdha nga serbët ndaj shqiptarëve), ashtu siç shkruhet edhe historia, e që mundësinë e parë të shprehjes e jep si krijim artistik, por që shënjon një poetikë realiste të ardhur nga historia.
Vepra e Hydajetit ka një vizore të shkrimit asociativ. Pra përthekohet si libër, fiton këtë status të tillë, dhe i largohet përmbledhjes poetike. E para, ngase poetika e saj ndërtohet brenda "rrjetës" së mbylljes tematike; dhe së dyti (s'mund të quhet përmbledhje), ngase funksionon si libër; në bazë të tematologjisë, ndarjes në cikle, motivit të përgjithshëm, që sintagmatizon një përvojë jetësore, idesë nacionale për çlirimin e atdheut; pastaj tërësisë figurative (bartja e figurave nga një poezi në tjetrën, nga një situatë në tjetrën, të cilat lëvizin nga motivi dinamik e që sipërtheksohen duke u ricikluar nga cikli në cikël, pra thjeshtë motivi shkon duke u bërë lajtmotiv). Tashmë, jo libri, por vepra e tij komunikon jashtë tekstit letrar, dhe më këtë rast intertekste bëhen në radhë të parë historia, e cila gjithnjë në tekstin poetik të tij duhet parë në bashkëshoqërim me letërsinë, pastaj edhe kontekstet e sipërpërmendura jashtë letrare.
Për librin e Hydajetit mund të thuhet se është histori e kënduar (rrëfyer nga vetë ai) në vargje, që futet në një nga distinktivet e çështjes së madhe atdhetare. Libri i tij është një përmendore biografike që integrohet në një sistem të kuintesencës së lirisë. Librin e botoi Lidhja e Shkrimtarëve e Kosovës, Prishtinë 2006. Libri ka 550 fq.

2.
Mid'hat Shamiq: "Si shkruhet vepra shkencore". Ka statusin e librit shkencor, librit didaktik, që ndihmon në punën metodologjike të veprës shkencore. Një nga detyrat bazë që parashtron ky libër është pikërisht ana metodologjike e të hartuarit të veprës shkencore, punimit seminarik, eseve të ndryshme, bibliografive etj. Shamiq përpos anës metodike të tekstit, formës tradicionale të tyre, hyrjes, mbarështimit (trungut) dhe mbylljes, një hapësirë të madhe i kushton si pjesë të veçantë studimit dhe ndërtimit të tekstit, koherencës dhe kohezionit, pastaj redaktuarës teknike, gjuhësore etj.
Shamiq në tekstin e vet merr për bazë moduset e ndryshme të veprave, të cilat i klasifikon në një bibliografi që thekson në radhë të parë aspektin metodik.
Përktheu nga kroatishtja Nexhat Ibrahimi, botoi Shtëpia Botuese "Logos A", Shkup 2006, fq 340.

3.
Libri i autorit Rexhep Hoti, "Pesha e konsensusit – Procesi politik dhe integrimi", ndërtohet mbi strukturën politike kombëtare të Kosovës të tri kohëve: të shkuarës, të tashmes dhe të ardhmes, që nisin të tria nga vitet e paraluftës në Kosovë, 1997, e vazhdojnë në një model udhëheqje patetike pas 1999-s, kur më pas edhe bëhet e domosdoshme një ndërhyrje tjetër opozitare për ndryshim të qasjes demokratike, partitë opozitare. Për rreth kësaj të mete dhe ndërhyrje, Hoti vëren tablo që dalëngadalë dobësojnë skenën politike të Kosovës. Fillet e një krize politike sipër-theksohen edhe nga etiko-politika, e cila nga çasti në çast degradon mundësinë e pavarësisë, shtyrjes së saj. Prognozat për një politikë demokratike shpalosen në çështjen e qytetërimit të mendësisë politike dhe intelektuale. Gjykimi individual i Hotit në këtë libër shtegton rreth kërkesës së madhe të mundësisë së integrimit në kontekstet e tjera gjeografike, integrime në strukturat veri-atlantike, të cilat i hapin rrugë qasjeve ekonomike, kulturore, etnografike etj., dhe në këtë rast faktet politike, madje edhe idioma "standardet para statusit" shtegtojnë edhe në një raport krahasimtar me vendet e tjera të integruara në BE. Libri ka dymbëdhjetë kapituj. Botoi "Toena", Tiranë 2006, fq 308.







4.
Përpos krijimeve letrare, Sali Bashota para disa ditëve ka nxjerrë në treg edhe librin kritik, "Proza e filleve të modernitetit", që ka objekt interpretimi tekstet e Konicës, Kutelit, Koliqit dhe Migjenit. Qasja e interpretimit në këtë libër kritik (kritikë vlerësuese) është shtrirë në interpretimin tematik dhe ideor, madje vende-vende pranohet një raport i naratologjisë në relacion me personazhin e veprave të autorëve të përmendur. Te proza e Konicës interpretuesi pozicionohet në sistemin e shenjave që jep proza dhe njëkohësisht raportin e personazhit me autorin – Konicën.
Një qasje të tillë studimi duket edhe te proza e Koliqit, kurse te Kuteli dhe Migjeni poetika e veprës letrare shtegton në një qasje mes ideve, domethënieve, dhe diskursit të tyre brenda-letrar e jashtë-letrar.
Autori i ka marrë këta të katër autorë si nismëtarë të periudhës së modernes, si përfaqësues-shëmbëlltyra të teknikës së shkrimit modern.
Librin e ka botuar "Kosova Pen Center", Prishtinë 2006, fq 237.






## Pasqyra e realitetit tonë

# Katër rrëfime nga Zullullandi

**Janë këto katër rrëfime dhe personazhe të Zullullandit të Maqedonisë (jo shumë të huaja as për Zullulandin e Konicës një shekull më parë), të cilët vetëm emrat i kanë të imagjinuar, ndërsa rrëfimet janë krejt të vërteta. Të tillë sigurisht ka plot, andaj mos u lodhni t'i zbuloni. Vetëm lutuni që ju mos të jeni i tillë.**

**Zekerija IBRAHIMI**

1. E kam mik disavjeçar. Është student në vitin e tretë në USHT. Hëpërhë për shkak se nuk është në Maqedoni, vitin akademik e ka vënë në pauzë. Shpreson të vazhdojë kur të kthehet. Është djalë i rrethinës së një qyteti të madh shqiptar në Maqedoni. Familja e tij presin nga puna e tij. Prandaj deri tash verës dhe gjatë fundjavave punonte si punëtor krahu në ndërtimtari a çka të gjente në qytet, ndërsa kur e pa se kështu nuk mbahet familja, i ndërpreu studimet dhe u paraqit në një ndërmarrje që të shkojë të punojë në Irak. Sepse, le që nuk mund të studionte, por as që mund të ekzistonte. Në ndërmarrjen që u paraqit të shkojë në derë të vdekjes, u desh të paguajë goxha mirë që të shkojë. Hyni në borxh më shumë se një mijë euro, pagoi si djalë i mirë dhe vajti në Irak. Një hap më afër vdekjes. Tash i ka bërë disa muaj. E kur ndonjëherë gjen mundësinë të më paraqitet dhe e pyes se kur mund të kthehet, përgjigjja e tij fillon me "nëse kthehem...". Ky është Agroni, studenti i USHT-së, djalosh 21-vjeçar shqiptar, që ndonëse në zemër ushqen dashurinë dhe humanitetin për gjithçka, të vetmet fjalë që i urren janë: Maqedoni, Qeveri dhe parti shqiptare.

2. Vjollca ka qenë gjenerata ime. Ajo studionte Pedagogjikun. Deshi fati dhe sapo mbaroi fakultetin, u punësua. Ndërkohë u martua dhe Zoti ia fali dy fëmijë. Bashkëshorti i saj, po ashtu arsimtar, por i pa punë, nuk kishte lënë derë pa rrahur. Ndërkaq Vjollca çdo ditë zgjohej herët dhe udhëtonte me dy autobusë që të mbërrinte në shkollë me kohë. I donte nxënësit e saj. Edhe ata e donin atë. Ishte familjarizuar me ata. Megjithatë, pasi i kishte bërë katër vjet pa vendim dhe me rrogë shumë modeste, që nuk i kishte mbuluar as shpenzimet e fëmijëve të saj, ishte detyruar të kërkojë zgjidhje tjetër. Meqë e njihte mirë anglishten, kishte konkurruar në shumë konkurse të organizatave ndërkombëtare. Në fund ishte paraqitur në një konkurs për pastruese në një ambasadë në Shkup. Dhe, ndonëse nuk kishte pritur, ishte pranuar. Sot jeton e lumtur në Shkup, e pastron çdo ditë ambasadën, ndërsa fëmijët e saj jetojnë si engjëj të ëmbël se nëna e tyre u fal jetë të mirë. Ndërkaq nxënësit në shkollë tash e kanë një mësuese tjetër e cila ku ta dish sa do të mund të qëndrojë aty.

3. Edhe kur ne studentët e tjerë ndonjëherë endeshim nëpër bufe e kafene të fakultetit, ai kurrë nuk shkelte aty. I kishte vetëm dy rrugë: një që çonte në fakultet dhe një që shpinte në bibliotekë. Ishte student në një nga fakultetet më serioze të shkencave natyrore në Shkup. I vetmi shqiptar në gjeneratë. E vetmja shpresë e familjes. Ne mendonim - edhe e kombit dhe e shoqërisë. Tash ka disa vite që ka diplomuar. Ka konkurruar në të gjithë konkurset. Ka lutur e kërkuar ndihmë nga të gjitha partitë e individët që u shkon fjala. Ndonëse kuadri më i rrallë në lëmin e tij në Maqedoni, i gjendur pa punë, në konkursin e fundit që e hapi Agjencia e Nëpunësve Shtetëror, ka konkurruar për të gjitha vendet e punës: që nga ato ku kërkohet me shkollë të mesme trevjeçare e deri te ato me fakultet. Vetëm të hyjë diku. Të marrë një rrogë. "Me vjen turp prej familjes dhe shoqërisë kur më pyesin se a punoj diçka, ku të bëhet, le të bëhet", thotë. Kërkon edhe lidhje partiake. Kush e punëson, është në gjendje t'ia japë 1000 EUR. Do të hyjë borxh. E deri atëherë ka mbetur të jetojë në shpinë të vëllait të vet që shet cigare në Bit Pazar. Ky është Fatmiri i pa fat.

4. Personazhi i katërt ishte një hoxhë, që kur e lexoi tekstin që e kam shkruar për të, u dëshpërua shumë nga krahasimet dhe nga gjendja në të cilën ishte katandisur hoxha. Me kërkesë të tij, jo për të personalisht, por vetëm për imazhin e degjeneruar social të hoxhës, që është për t'u vajtuar, rrëfimin për të e hoqa. Por, fshati i mirë s'do kallauz.

Janë këto katër rrëfime dhe personazhe të Zullullandit të Maqedonisë (jo shumë të huaja as për Zullulandin e Konicës një shekull më parë), të cilët vetëm emrat i kanë të imagjinuar, ndërsa rrëfimet janë krejt të vërteta. Të tillë sigurisht ka plot, andaj mos u lodhni t'i zbuloni. Vetëm lutuni që ju mos të jeni i tillë.

**Mars 2007 – Maqedonia në rrugë drejt Evropës.**



Pamje nga Bit Pazar, Shkup

## Sport Kosovar

# DHUNA NËPËR STADIUMET TONA, KANCER I FUTBOLLIT KOSOVAR

**Në humbjen e atraktivitetit të futbollit dhe në prishjen e imazhit të këtij sporti po ndikon dhuna në futboll, respektivisht huliganizmi i tifozëve nëpër stadiumet tona, i cili që nga përfundimi i luftës e këtej paraqet një problem madhor për futbollin kosovar.**

**Sead UJKANI**

Sot futbolli paraqet sportin që gëzon popullaritetin më të madh në mbarë botën. Karakteristikat e lojës së futbollit në përgjithësi (lëvizjet dhe vrapimet e shpejta, goditjet e shumta me këmbë dhe kokë, udhëheqja e topit, driblimet e shumta...etj.) dhe e futbollistëve në veçanti (shpejtësia, qëndrueshmëria, koordinimi, fleksibiliteti, saktësia) e bëjnë futbollin shumë atraktiv duke rezultuar kështu në shikueshmërinë shumë të madhe të këtij sporti në ditët e sotme.

Me gjithë vështirësitë dhe peripecitë nëpër të cilat ka kaluar ky sport, në baticat dhe zbaticat që e kanë përshkuar vërehet një rritje e interesimit dhe popullaritetit të futbollit edhe tek ne.

Është për t'u përshëndetur fillimi i sivjetmë i edicionit 2006/07 të Superligës në futboll, sidomos për rrjedhën e shkëlqyer të ndeshjeve me bilanc impresiv të incidenteve, zero, e cila ishte një shenjë e mirë në drejtim të procesit të avancimit dhe zhvillimit të futbollit në vendin tonë.

Rol negativ në humbjen e atraktivitetit të futbollit dhe në prishjen e imazhit të këtij sporti po ndikon dhuna në futboll, respektivisht huliganizmi i tifozëve nëpër stadiumet tona, i cili që nga përfundimi i luftës e këtej paraqet një problem madhor për futbollin kosovar.




Përderisa fillimi i pjesës vjeshtore la shumëçka për t'u dëshiruar, vazhdimi i garave me pjesën pranverore u karakterizua me rikthimin e skenave të cilat nuk dëshiron t'i shohë dhe përjetojë asnjë sportdashës. Nisma e pjesës pranverore u përshkua me aktualizimin në përmasa shqetësuese të këtij kanceri i cili ka kapluar futbollin kosovar.

Raste konkrete në këtë drejtim të cilat besoj se janë të freskëta në kujtesën e gjithë neve janë:

1. Përplasja në mes tifozëve që ndodhi para dhe gjatë ndeshjes derbi të javës XVI të superligës në futboll ndërmjet Prishtinës dhe Kosovës së Vushtrrisë. Kjo kacafytje pati për pasojë katër persona të lënduar: tre tifozë dhe një pjesëtar të SHPK-së (i qëlluar në kokë nga hedhja e gurëve);

2. Sulmi fizik ndaj arbitrit Sadik Rrahmani, pas përfundimit të takimit Flamurtari-Vëllaznimi .

3. Rrahja e trajnerit të Lirisë Behajdin Gjinali, në ndeshjen Besiana-Liria;

4. Incidenti në duelin Trepça-Flamurtari ku të involvuar ishin tifozët, trajnerët e lojtarët e të dyja klubeve; si dhe rasti i fundit

5. Rrëmuja e cila u shkaktua pas përfundimit të takimit Prishtina-Trepça, ku njëri nga sulmuesit e Prishtinës në vend përshëndetje dhe urimi për lojën i dhuroi një grusht portierit të Trepçës.

Me të vërtetë kjo dukuri nëpër stadiume paraqet një gjendje alarmante duke marrë parasysh situatën në të cilën ndodhet vendi ynë, veçanërisht futbolli në rrugën e integrimit në institucionet relevante ndërkombëtare të futbollit. Përfundimisht kjo gjë duhet të reflektojë seriozisht në drejtim të mobilizimit të gjithë instancave udhëheqëse sportive kosovare, duke filluar nga Departamenti i Sporteve, me theks të veçantë FFK-ja, klubet dhe tifozët si protagonistë dhe iniciatorë të këtyre dukurive negative që kanë tronditur futbollin në vendin tonë.

Nevojitet një bashkëpunim i ngushtë dhe konstruktiv në relacionet: FFK-klube dhe klube-tifozë. Në këtë aspekt rol pozitiv do të luante identifikimi i aktorëve të dhunës si dhe distancimi i klubeve nga këta "tifozë" duke rezultuar me mos pajisjen e tyre me bileta dhe ndalesën e hyrjes së tyre nëpër stadiume.

Dhuna në futboll ka qenë evidente dhe prezente që nga shpikja e lojës së futbollit, incidentet kanë ndodhur dhe do të vazhdojnë të ndodhin, mirëpo mbetet të shihet qëndrimi dhe masat që do të ndërmarrë FFK-ja për parandalimin e tyre. Si model mund të shërbejë Federata Italiane e Futbollit dhe qasja e saj ndaj incidentit të fundit që tronditi futbollin italian.

Prandaj është më se e nevojshme një punë serioze e sistematike, implementimi i masave konkrete për parandalimin dhe mënjanimin e këtyre dukurive negative duke vazhduar kështu rrugën drejt përparimit dhe zhvillimit cilësor të futbollit në vendin tonë, që në të ardhmen do të marrë pjesë në futbollin evropian dhe në atë botëror.

# Lajme nga Teknologjia

Shkelzen NUZA

## Kthesë në produktet e Sony-it

Në linjën e prodhimeve të 2007 –ës Sony ka bërë kthesë në kamerat e reja, si në Cyber-shot DSC-W80, dhe në teknologjinë që ka të bëjë me dukjen e tyre dhe mundësinë e nxjerrjes së menjëhershme të fotove në “full HD” dhe prej aty drejt në televisionet Bravia



## Vetura fluturuese prej Texas -it

Veturat fluturuese kanë qenë qëllimet të kahmotshme të automekanikëve. Por disa prej tyre siç duket këtë e kanë marrë më seriozisht. Terrafugia e fitoi çmimin Lemelson për dizajnimin e veturës fluturuese dhe NASA e ka premtuar se do ta realizojë një gjë të tillë në gusht të këtij viti.



## Shikoni filma në kokën tuaj

Headplay ka krijuar një sistem personal të kinemasë (PCS), një PC monitor të lëvizshëm për shikimin e filmave. Komponenta kryesore e tij është mbrojtësja e monitorit nga dielli. Kjo pajisje do të jetë në shitje për $499.



## Saturni kapur nga lartë

Sonda Cassini, e cila ka qenë e vendosur në orbitën e Saturnit për një vit e gjysëm, vazhdon të kap foto të reja të çastit të planetit të ashtuquajtur unazë, unazave të tij dhe të satelitëve të tij.



## iPod me produkt të ri

Në vazhdim po tregojmë produktin e ri special të iPod Nano vazhdimësi të 4GB, të cilin e ka nxjerrë në treg Apple i cili është 8GB me çmim $249. Për secilin iPod të shitur të 4GB ose 8GB, Apple jep donacion prej $10 për Fondin Global për luftimin e AIDS-it, Tuberkulozit dhe Malaries.




## Hard Disk external përsosen më shumë

Teknologjia Seagate ka krijuar një Dave, një disk të vogël prej 20GB që lidhet me telefonat mobil nëpërmjet wireless – it.




## Kondicioner i ajrit me energji solare

Kondicioneri i ajrit SolCool’s Millennia i versionit të 4 , është premtuar se do të jetë i gatshëm në treg ka mesi o këtij muaji (Prill). Ky ka mundësi të aktivizimit edhe me bateri. Kompania e shet si nj sistem efikas të konsumimit të energjisë.



## Flash i bazuar në Life-Books nga Fujitsu

Klientët mund ta blejnë casse-in e gomës për $139.



PAQJA
19 Prill 2007

# 10 krijesat që (ndoshta) nuk e keni ditur që janë helmuese

**Vazhdim…**
**Dikush njëherë ka thënë: "Diçka që nuk e njeh nuk mund të të lëndojë!" Ja, këtu kemi një argument kundër kësaj: "Është mirë ta dish nëse diçka është helmuese para se t'i afrohesh (apo para se të të afrohet)!"**
**Këtu kemi paraqitur (të pamaskuara) 10 krijesa që nuk ngjasojnë të jenë helmuese, në mënyrë që t'u japim një mundësi më të mirë në rast se do t'ia mësyni "mbretërisë së egër".**

**6. Raja Pickuese e Kaltert e Larme:** - E vështirë për t'u dalluar, në rërën e detit e "varruar", kjo lloj krijese është tejet e rrezikshme për njërëzit. Besoni ose jo, më 4 Shtator 2006, Steve Irvin, ishte pickuar nga kjo krijesë. Ai menjëherë e kishte larguar nga trupi, por, rezultoi me vdekje para se ekipi i tij ta dërgonte në spital. Ato kanë një bisht-kamxhik që është i prehur, nganjëherë edhe gjemba në bazë. Përmes gjembave ato mund të shkaktojnë shumë plagë



duke injektuar helm nga gjëndrat helmuese. Janë banor të "dyshemesë" zakonisht në ujërat e cekëta dhe të ngrohta, andaj, KUJDES se ku shkelni nëpër ujëra.

**7. Salamander apo Picërraku:** - Jo të gjithë, por disa prej ketyre ujëtokësorëve kanë gjëndra që sekretojnë helm në lëkurat e tyre. Ato të cilat kanë një lëkurë që prodhon helm dallohen me



një ngjyrosje shkëlqyese dhe me shenja apo njolla të dukshme. Ato zakonisht bëjnë një formë të mburrjes që ato janë helmuese. Në disa raste, si një në Kaliforni, Helmi i tyre mund t'i mbysë disa dhelpëra, por në fakt, paraprakisht viktima do të duhej ta hante picërrakun që të helmohet.

**8. Grifshi:** - Grifshi apo hundëgjati është një mamal i turpshëm që i ngjan miut apo urithit. Më se 240 lloje



të tyre gjinden nëpër shkretëtira, fusha dhe male në pothuajse të gjitha kontinentet. Zakonisht ushqehen me insekte, por disa prej tyre përdorin edhe gjëndrën pshtymore hemuese që ju shërben për të paralizuar dhe kapur gjahet më të mëdha. Këta hundëgjatë zakonisht hanë peshqi, bretkoca, minjë të vogël – por jo edhe njerëz, andaj njeriu s'ka pse të brengoset.

**9. Peshku Macë:** - Është një lloj peshku shumë i çmuar për ushqim dhe



për sport. Por krahët apo fletat barkore dhe shpinore të shumë llojeve janë të mveshura me gjemba helmues. Këto gjemba përdoren për mbrojtje nga gjuajtësit si kafshët ashtu edhe nga njeriu, dhe mund të shkaktojnë shumë plagë. Vërtetë kjo nuk është një mace shtëpiake. Pickimi nga kjo kafshë zakonisht shkakton të ënjtje dhe sëmundje, por mund të jetë edhe fatale. Në lumin Nil janë gjetur krokodilë të ngordhur që kishin ngecur me këtë peshk në gojën e tyre.

**10. Bretkoca Shigjetë Helmuese:** - Vet emri i kësaj krijese disi na tregon për llojin e saj, mirëpo kjo është vetëm një nga shumë bretkocat e ngjyrosura për mrekulli, që zbukurojnë pamjen e vendit ku qëndrojnë por që sekretojnë toksinë helmuese (toxin) nga gjëndrat e lëkurës. Zakonisht këto bretkosa e përdorin helmin për të mbytur armiqët potencial të tyre. Nëse një gjahtar qoftë kafshë apo njeri do të kishte fatin e keq që ta hantë këtë bretocë, sigurisht se kjo do të ishte e fundit e këtij lloji që do ta hante. Popujt e Amerikës Qendrore dhe Jugore e kanë përdorur toksinën e kësaj bretkoce për t'i helmuar majat e shigjetave të tyre.

**Përgatiti: Bujar SEJDIU**



**Ilir DESKU**

# PROVERBA TË NDRYSHME

1. Mendimet e larta gjenden në fjalë të shkurta – Sami FRASHËRI
2. Vera është përqeshëse dhe pije e fortë turbulluese, prandaj kush mashtrohet pas saj nuk do të ketë urtësi –SOLOMON
3. Sikur të kisha edhe njëqind vjet jetë, dita më e mirë gjithmonë do të ishte nesër – P. Neruda
4. Duke ndriçuar të kaluarën e urtë, e kemi errësuar edhe ardhmërinë e shndritshme – A. QERIMAGIQ
5. Armiqtë më të rrezikshëm janë ata prej të cilëve njeriu as që mendon të mbrohet – A . GRAF
6. Besimtarë më të mirë janë ata që durojnë në fatkeqësi, ndërsa falin kur janë të fuqishëm – MUHAMMEDI a.s.
7. Bukuria nuk qëndron në fytyrë. Bukuria është drite në zemër – K. GIBRAU
8. Dituria jonë është një pikë, kurse padituria det i paskajë – VILJEM XHEMS

# PAKO,PAKO E AHTISAARIT

Pavarsi oj pavarsi
Dite e natë mendojme për ty
Ditë e natë për ty mëndojmë
Që të vijsh një dite shpresojmë

Erdh ky Ahtisari
me pakon e tij
thone se një dhurate
për në e ka befasi

kshtu patën ëndërru
I tërë populli shqiptar
Thonin se pavarësia
këtë vit ka me ardhe

së a vjen e plote
a po vjen me copa
për ne ska rendësi
se kshtu po don Europa

pavarsi e plotë
apo pavarësi me kusht
shpresojmë se kësaj radhe
mos ta shtyejnë për gusht

Pavarsi oj pavarsi
Dite e nate mendojmë për ty
Plak e i ri për ty endërrojnë
Që të t'kenë afër veq këtë e dojnë



Bukuria e furisë

# Fjalëkryqi




**HORIZONTALISHT**

1. Qëndrimi pa ngrënë dhe pa pirë gjatë ditës (Ramazan) – OMK – Hektar, 2. Natrium – Gjermania – Paradite (ang.), 3. Shoqatë e përhershme e njerëzve më të shquar të shkencës – Thirrje që u bëhet të tjerëve për të kërkuar përkrahjen e tyre, 4. Poezi lirike – Vjershë lirike prej 14 vargjesh, e ndarë në katër strofa – Përfundimtar, që mbaron, 5. Televizion (shkurt) – Emër mashkulli mysliman (i buzëqeshur) – Aktore shqiptare, Rina – Itali, 6. RAU – Kryeqyteti i Jordanit – Zanorja e parë - Edhe (lat.), 7. Oksigjen – Radius dhe Karbon – NATO, 8. Frikë – Emër mashkulli , 9. Ish – sekretari i OKB-së – RI – Oksigjen, 10. Lum në Austri (shq.) – Hoxhë i një xhamie, 11. Emër mashkulli – AOMI, 12. Trëndafil (ang.) – RI, 13. EMT – Oksigjen e fosfor – Gjermania, 14. Kryesor (ang.) – Kalium – KO, 15. Përfshirje në krim – Aktori amerikan, Cruise, 16. Ton – Feja – Shtet evropian, 17. Institucion që merret me grumbullimin, ruajtjen dhe përpunimin e librave (sh.) – RAN, 18. Spanja – Asgjë – Vizatim i pashlyeshëm që bëhet në lëkurë të njeriut (sh.), 19. Që përshat diçka – M, 20. Tërësi e masave që ndërmerren për të bërë sa më të njohur një mall (sh.) – Dëmtim i shqisës së të parit.

**VERTIKALISHT**

1. Renditje e pazakonshme e fjalëve në fjali (sh.) – Qeli e murgut – Berilium – Radius, 2. Qytet në Kosovë (foto) - Shpjegim i ëndërrave – Helium, 3. Zanorja e tretë – AN – Që ka të bëjë me urbanizmin – Bashkëtingëllorja e parë – Ahmed Krasniqi, 4. RADEB – Ajo që mban qëndrim përbuzës e tallës kundrejt normave të moralit – NR – LKRL, 5. Sëmundje – Shprehje me ndërtim të veçantë (sh.), 6. Ministria e Energjisë dhe Minierave – Pyetje sasie – Operacion muskujsh, 7. Të bërit e diçkaje pikë për pikë si diçka tjetër – International (shkurt) - Natrium, 8. Amerika – Këngëtarja, Qazimi – Qëllim; mendim (sh.), 9. Kyçur (ang.) – Radius – Azot – Intensiteti – Njësi akademike ku shtrihej pushteti i kajmekamit, 10. Bregdet në Amerikë – Ai që ka mungesë force, 11. Zyra e kapitenit të portit ose të një anijeje – Në rregull (ang.) – Tonelatë – Një (italisht), 12. Pjata – Dëshmori, Vokshi – Radio Frequency – Pesha enës a e mbështjellës së një malli – Fosfor, 13. Akoma – Organizatë terroriste në Spanjë – Shok (fr.) - Teknikë dekorative në pikturë – Sulfur, 14. Adelina Mamaqi – Heqje me operacion e fshikës urinare për të hequr gurët – Mbisundim, Mbizotërim.